ترتيبها ٧٨ سُورَةُ النَّبَإِ آياتها ٤٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ٣٠ الحزب ٥٩ عَمَّ يَتَسَآءَلُونَ ١ عَنِ ٱلنَّبَإِ ٱلْعَظِيمِ ٢ ٱلَّذِى هُمْ فِيهِ مُخْتَلِفُونَ ٣
كَلَّا سَيَعْلَمُونَ ٤ ثُمَّ كَلَّا سَيَعْلَمُونَ ٥ أَلَمْ نَجْعَلِ ٱلْأَرْضَ مِهَٰدًا ٦
وَٱلْجِبَالَ أَوْتَادًا ٧ وَخَلَقْنَٰكُمْ أَزْوَٰجًا ٨ وَجَعَلْنَا نَوْمَكُمْ سُبَاتًا
٩ وَجَعَلْنَا ٱلَّيْلَ لِبَاسًا ١٠ وَجَعَلْنَا ٱلنَّهَارَ مَعَاشًا ١١ وَبَنَيْنَا
فَوْقَكُمْ سَبْعًا شِدَادًا ١٢ وَجَعَلْنَا سِرَاجًا وَهَّاجًا ١٣ وَأَنزَلْنَا مِنَ
ٱلْمُعْصِرَٰتِ مَآءً ثَجَّاجًا ١٤ لِّنُخْرِجَ بِهِۦ حَبًّا وَنَبَاتًا ١٥ وَجَنَّٰتٍ
أَلْفَافًا ١٦ إِنَّ يَوْمَ ٱلْفَصْلِ كَانَ مِيقَٰتًا ١٧ يَوْمَ يُنفَخُ فِى ٱلصُّورِ
فَتَأْتُونَ أَفْوَاجًا ١٨ وَفُتِحَتِ ٱلسَّمَآءُ فَكَانَتْ أَبْوَٰبًا ١٩ وَسُيِّرَتِ
ٱلْجِبَالُ فَكَانَتْ سَرَابًا ٢٠ إِنَّ جَهَنَّمَ كَانَتْ مِرْصَادًا ٢١ لِّلطَّٰغِينَ
مَـَٔابًا ٢٢ لَّٰبِثِينَ فِيهَآ أَحْقَابًا ٢٣ لَّا يَذُوقُونَ فِيهَا بَرْدًا وَلَا شَرَابًا
٢٤ إِلَّا حَمِيمًا وَغَسَّاقًا ٢٥ جَزَآءً وِفَاقًا ٢٦ إِنَّهُمْ كَانُوا۟
لَا يَرْجُونَ حِسَابًا ٢٧ وَكَذَّبُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَا كِذَّابًا ٢٨ وَكُلَّ شَىْءٍ
أَحْصَيْنَٰهُ كِتَٰبًا ٢٩ فَذُوقُوا۟ فَلَن نَّزِيدَكُمْ إِلَّا عَذَابًا ٣٠



## SURJA “EN-NEBE’ ”

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i argumenteve të fuqisë së Allahut për të ringjallur dhe frikësimi nëpërmjet ndëshkimit të Tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Për çfarë (o i Dërguar) po e pyesin njëri-tjetrin ata?!
Në lidhje me të vërtetën e lajmit madhështor, (2) rreth të
cilit ata janë në kundërshti, ku çfarë thotë njëri s’thotë tjetri?! (3) Po me ç’logjikë ata pyesin njëri-tjetrin për këtë?!
Po a nuk u mjaftoi atyre, për t’u bindur, ajo *(Shpallje)* me
të cilën ti u ke ardhur?! (4) Përkundrazi, ata së shpejti
kanë për ta kuptuar të vërtetën tënde e të Kuranit, madje
që në këtë jetë! (5) Pastaj, kur t’u vijë vdekja, përkundër
asaj që presin, së shpejti kanë për ta kuptuar edhe atë që
po u thua! (6) A nuk jua bëmë Tokën si një shtrat të butë
(o njerëz)- që ju ta mbillni dhe ta shfrytëzoni atë?!
(7) A nuk jua bëmë malet si të ishin shtylla të ngulura, në mënyrë që toka të mos tronditet së bashku me ju?!
(8) A nuk ju bëmë ju në dy gjinitë tuaja, në meshkuj e në femra, që të gjeni prehje tek njëri-tjetri?!
(9) A nuk jua bëmë gjumin, të jetë pushim e çlodhje, pas angazhimeve tuaja?!
(10) A nuk jua bëmë natën, si mbulesë për gjumin tuaj, në mënyrë që gjeni qetësi?!
(11) A nuk jua bëmë juve ditën të shndritshme, që ju të
gjallëroni e të kërkoni prej të mirave Tona?! (12) A nuk i
ngritëm Ne përmbi ju shtatë qiej të madhështorë, të fortë
e të qëndrueshëm me çka në to?! (13) A nuk jemi Ne që e
bëmë diellin flakërues e të shndritshëm, që ju ngroh dhe
pa të nuk ka jetë?!
(14) A nuk jemi Ne që lëshojmë për ju reshje me ujë të
pastër e të dobishëm prej reve të mbushura, (15) që nëpërmjet tij*(shiut)* të nxjerrim e të mundësojmë drithëra e bimë të nevojshme për
furnizimin tuaj? (16) Si dhe kopshte të dendura me pemë e fruta dhe të gjitha llojet e bimëve, me ngjyra e shije të ndryshme?! - Pasi Allahu përmendi këto mirësi, që tregojnë për fuqinë e Tij, vijoi me përmendjen e Ringjalljes dhe të Kiametit sepse Ai që është në gjendje t’i krijoi këto mirësi është në gjendje t’i ringjallë të vdekurit dhe t’i marrë ata në llogaridhënie. Ai thotë:
(17) Vërtet, Dita e Ndarjes, kur të ndahet mirënjohësi prej mosmirënjohësit, tashmë është caktuar e do bëhet. (18) Ajo është dita kur i
fryhet Surit *(Bririt)* dhe ju (o njerëz)- do na vini turma-turma, për të dhënë llogari.
(19) E kur qielli të çahet dhe të krijohen në të hapësira si porta të hapura.
(20) Kur malet të zhvendosen e të zhduken, për njerëzit *(që duan të shpëtojnë)*, si të ishin mirazh në shkretëtirë.
(21) Vërtetë, Xhehenemi atë ditë u ka ngritur pritë dhe i ka njerëzit në shënjestër, pasi ata do kalojnë mbi të,
(22) ndërsa për arrogantët, tiranët e kaluesit kufijve të Allahut, ai do të jetë vendkthimi dhe përfundimi i tyre,
(23) ku do të lidhen e do të qëndrojnë për shumë kohë, që për ta do të jetë pa fund.
(24) Në të nuk do të kenë as freski, që të mbrohen prej nxehtësisë së tij, si dhe as pije të freskëta. Ai, edhe kur ua mundësoi atyre mirësitë
e Tija në dynja, ata nuk i qenë aspak mirënjohës, (25) Ata nuk do të kenë asgjë përveç ujit të valuar dhe lëngjeve që rrjedhin nga djegia e
trupave të banorëve të Zjarrit, (26) si shpërblim i përputhshëm me mosmirënjohjen e tyre ndaj Allahut dhe me mohimin dhe krimet e tyre.
(27) Vërtet, ata qenë prej atyre që nuk shpresonin se do të jepnin ndonjëherë llogari para Nesh,
(28) e argumentet Tona që Ne ua sollëm për t’i përkujtuar, i konsideruan gënjeshtra!
(29) Mirëpo, çdo gjë *(fjalë e vepër)* të tyren, Ne e kemi shënuar deri në detaje.
(30) Prandaj, shijojeni (o ju arrogantë) dënimin tuaj, e Ne, jo vetëm që nuk kemi për t’jua pakësuar atë, por do ju shtojmë dënim edhe për ata që ju i devijuat e i humbët, pa ua pakësuar atyre aspak ndëshkimin e tyre.”

### Mësime nga ajetet:

- Sundimi mbi krijesat e Veta është argumenti i fuqisë e mundësisë së Allahut edhe për t’i ringjallur ata.
- Arroganca, tirania dhe mospërfillja, janë shkaqe që i çojnë njerëzit në zjarrin e Xhehenemit.
- Mohuesve që u bënë shkak për t’i humbur dhe devijuar edhe të tjerët, do t’u shtohen edhe gjynahet e atyre, pa iu pakësuar aspak përgjegjësia dhe ndëshkimi ndjekësve të tyre për gjynahet e bëra.

إِنَّ لِلْمُتَّقِينَ مَفَازًا ٣١ حَدَآئِقَ وَأَعْنَٰبًا ٣٢ وَكَوَاعِبَ أَتْرَابًا ٣٣ وَكَأْسًا
دِهَاقًا ٣٤ لَّا يَسْمَعُونَ فِيهَا لَغْوًا وَلَا كِذَّٰبًا ٣٥ جَزَآءً مِّن رَّبِّكَ عَطَآءً
حِسَابًا ٣٦ رَّبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا ٱلرَّحْمَٰنِ لَا يَمْلِكُونَ
مِنْهُ خِطَابًا ٣٧ يَوْمَ يَقُومُ ٱلرُّوحُ وَٱلْمَلَٰٓئِكَةُ صَفًّا لَّا يَتَكَلَّمُونَ
إِلَّا مَنْ أَذِنَ لَهُ ٱلرَّحْمَٰنُ وَقَالَ صَوَابًا ٣٨ ذَٰلِكَ ٱلْيَوْمُ ٱلْحَقُّ فَمَن
شَآءَ ٱتَّخَذَ إِلَىٰ رَبِّهِۦ مَـَٔابًا ٣٩ إِنَّآ أَنذَرْنَٰكُمْ عَذَابًا قَرِيبًا يَوْمَ يَنظُرُ
ٱلْمَرْءُ مَا قَدَّمَتْ يَدَاهُ وَيَقُولُ ٱلْكَافِرُ يَٰلَيْتَنِى كُنتُ تُرَٰبًۢا ٤٠

## سُورَةُ ٱلنَّازِعَاتِ
ترتيبها ٧٩ — آياتها ٤٦

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلنَّٰزِعَٰتِ غَرْقًا ١ وَٱلنَّٰشِطَٰتِ نَشْطًا ٢ وَٱلسَّٰبِحَٰتِ سَبْحًا ٣
فَٱلسَّٰبِقَٰتِ سَبْقًا ٤ فَٱلْمُدَبِّرَٰتِ أَمْرًا ٥ يَوْمَ تَرْجُفُ ٱلرَّاجِفَةُ ٦
تَتْبَعُهَا ٱلرَّادِفَةُ ٧ قُلُوبٌ يَوْمَئِذٍ وَاجِفَةٌ ٨ أَبْصَٰرُهَا خَٰشِعَةٌ ٩
يَقُولُونَ أَءِنَّا لَمَرْدُودُونَ فِى ٱلْحَافِرَةِ ١٠ أَءِذَا كُنَّا عِظَٰمًا نَّخِرَةً ١١ قَالُوا۟
تِلْكَ إِذًا كَرَّةٌ خَاسِرَةٌ ١٢ فَإِنَّمَا هِىَ زَجْرَةٌ وَٰحِدَةٌ ١٣ فَإِذَا هُم بِٱلسَّاهِرَةِ
١٤ هَلْ أَتَىٰكَ حَدِيثُ مُوسَىٰٓ ١٥ إِذْ نَادَىٰهُ رَبُّهُۥ بِٱلْوَادِ ٱلْمُقَدَّسِ طُوًى ١٦



(31) Vërtet, ata që u ruajtën prej Allahut, me largimin prej gjynaheve dhe me bërjen e veprave të mira, do kenë një fitore, që ia tejkalon të gjitha fitoreve. Ata kanë për të hyrë në Xhenet pa u ndëshkuar. (32) Në të do t'u mundësohen kopshte dhe vreshta, shumë herë edhe më të mira se ato që i kanë dëshiruar! (33) Bashkëshortet e tyre do të jenë vajza të reja të së njëjtës moshë me po ata vetë, (34) e gotat e tyre me verën e Xhenetit, do të jenë përherë të mbushura me gazin, lumturinë e urimet e tyre. (35) Në të nuk do dëgjojnë asnjë bisedë të pavlerë dhe aq më pak ndonjë gënjeshtër, pasi s'kanë asnjë arsye. (36) Ky është shpërblimi i Zotit tënd, shpërblim të cilin Ai e jep pa masë, për ata që i kërkojnë llogari vetes. (37) Ai është Zoti i qiejve dhe i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet në mes tyre. Ai është i Gjithëmëshirshmi. Pa Mëshirën e Tij, askush nuk mund të flasë prej tyre, nëse këtë nuk ua mundëson fillimisht Ai Vetë. (38) Ditën kur të qëndrojë Xhebraili dhe engjëjt e tjerë të rreshtuar në rreshta përpara Zotit, askush nuk do të guxojë të flasë përpara Tij, përveç nëse atij do t'i japë leje i Gjithëmëshirshmi dhe thotë veç të vërtetën. (39) Ajo është Dita e së Vërtetës, prandaj kush dëshiroi, e kërkoi tashmë strehimin tek Zoti i vet, duke e dëshmuar të Vërtetën "La ilahe il'Allah" - *(Nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut)*, duke besuar e duke bërë vepra të mira për të fituar kënaqësinë e Tij, që të shpëtojë prej ndëshkimit të asaj dite. (40) Me të vërtetë (o njerëz tashmë Ne ju kemi paralajmëruar për një dënim të afërt. Ditën kur besimtari do të shohë se çfarë kanë përgatitur duart e tij, mohuesi do të thotë i dëshpëruar: "Ah, i mjeri unë, sikur të isha dhé e pluhur!"

## SURJA "EN-NAZIAT"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Përkujtesë për Allahun dhe Botën Tjetër.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Betohem për ata engjëj që marrin forcërisht shpirtrat e arrogantëve!
(2) Betohem për shpejtuesit, që janë ngarkuar që t'ua marrin lehtësisht shpirtrat besimtarëve!
(3) Betohem për notuesit, që vazhdimisht e pandërprerë notojnë në hapësirat mes Tokës edhe qiellit!
(4) Betohem për garuesit, të cilët garojnë me njëri-tjetrin për të kryer detyrimet që u janë ngarkuar!
(5) Betohem ata engjëj që janë ngarkuar për t'i drejtuar e për t'i rregulluar çështjet mes engjëjve!
(6) Ditën kur të ndodhë Tronditja ka për tu zhdukur gjithçka që ekziston, përveç Allahut!
(7) Tronditje pas të cilës pason edhe tjetra - Ringjallja, e të gjithë të dalin përpara Tij!
(8) Ajo është dita kur zemrat e jobesimtarëve dhe të gjynahqarëve janë të tmerruara!
(9) Shikimet e atyre që kanë mohuar do të jenë të poshtëruara dhe të ulura, prej asaj që do të shohin.
(10) Atë ditë ka për t'iu kujtuar atyre, ajo që po thonë: "Vallë, vërtetë ne kemi për t'u kthyer pas vdekjes edhe një herë në jetë, ashtu siç kemi qenë?!
(11) Vallë, edhe pasi të jemi bërë eshtra të shkriftuara dhe të tretura në tokë?!" (12) E që me përqeshje e ironi, thanë: "Atëherë, ai rikthim do të ishte një fatkeqësi goxha e madhe për ne!" (13) Kur Ne ta dëshirojmë atë, ajo nuk është asgjë më tepër se vetëm një thirrje nga ana Jonë, (14) dhe menjëherë ata do të dalin prej toke në sipërfaqen e saj, ashtu siç edhe zgjohen.
(15) A ke menduar (o i Dërguar) ndonjëherë në lidhje me ndodhinë e Musait?!
(16) Kur atë e thirri Zoti i tij në luginën e shenjtë - Tuva - dhe i tha:

### Mësime nga ajetet:
- Ruajtja prej gjynaheve e kundërshtimit të Allahut është shkak i shpëtimit dhe i hyrjes në Xhenet.
- Frikësimi prej Ditës së Gjykimit duhet ta shtyjë njeriun që të nxitojë për të bërë vepra të mira.
- Nxjerrja e shpirtrave të mohuesve ndodh në mënyrën më të ashpër, duke ua zgjatur vuajtjen, ndërsa marrja e shpirtrave të besimtarëve ndodh në mënyrën më të lehtë e shpejt, gati pa e ndier.

اذْهَبْ إِلَىٰ فِرْعَوْنَ إِنَّهُ طَغَىٰ ١٧ فَقُلْ هَل لَّكَ إِلَىٰ أَن تَزَكَّىٰ ١٨ وَأَهْدِيَكَ
إِلَىٰ رَبِّكَ فَتَخْشَىٰ ١٩ فَأَرَاهُ الْآيَةَ الْكُبْرَىٰ ٢٠ فَكَذَّبَ وَعَصَىٰ ٢١ ثُمَّ
أَدْبَرَ يَسْعَىٰ ٢٢ فَحَشَرَ فَنَادَىٰ ٢٣ فَقَالَ أَنَا رَبُّكُمُ الْأَعْلَىٰ ٢٤ فَأَخَذَهُ
اللَّهُ نَكَالَ الْآخِرَةِ وَالْأُولَىٰ ٢٥ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَعِبْرَةً لِّمَن يَخْشَىٰ ٢٦
أَأَنتُمْ أَشَدُّ خَلْقًا أَمِ السَّمَاءُ ۚ بَنَاهَا ٢٧ رَفَعَ سَمْكَهَا فَسَوَّاهَا ٢٨
وَأَغْطَشَ لَيْلَهَا وَأَخْرَجَ ضُحَاهَا ٢٩ وَالْأَرْضَ بَعْدَ ذَٰلِكَ دَحَاهَا ٣٠
أَخْرَجَ مِنْهَا مَاءَهَا وَمَرْعَاهَا ٣١ وَالْجِبَالَ أَرْسَاهَا ٣٢ مَتَاعًا لَّكُمْ
وَلِأَنْعَامِكُمْ ٣٣ فَإِذَا جَاءَتِ الطَّامَّةُ الْكُبْرَىٰ ٣٤ يَوْمَ يَتَذَكَّرُ الْإِنسَانُ
مَا سَعَىٰ ٣٥ وَبُرِّزَتِ الْجَحِيمُ لِمَن يَرَىٰ ٣٦ فَأَمَّا مَن طَغَىٰ ٣٧ وَآثَرَ
الْحَيَاةَ الدُّنْيَا ٣٨ فَإِنَّ الْجَحِيمَ هِيَ الْمَأْوَىٰ ٣٩ وَأَمَّا مَنْ خَافَ
مَقَامَ رَبِّهِ وَنَهَى النَّفْسَ عَنِ الْهَوَىٰ ٤٠ فَإِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَأْوَىٰ
٤١ يَسْأَلُونَكَ عَنِ السَّاعَةِ أَيَّانَ مُرْسَاهَا ٤٢ فِيمَ أَنتَ مِن
ذِكْرَاهَا ٤٣ إِلَىٰ رَبِّكَ مُنتَهَاهَا ٤٤ إِنَّمَا أَنتَ مُنذِرُ مَن يَخْشَاهَا
٤٥ كَأَنَّهُمْ يَوْمَ يَرَوْنَهَا لَمْ يَلْبَثُوا إِلَّا عَشِيَّةً أَوْ ضُحَاهَا ٤٦

ترتيبها ٨٠ — سُورَةُ عَبَسَ — آياتها ٤٢



17 “Shko tek Faraoni, pasi me të vërtetë ai është bërë
arrogant e mizor, me kalimin e çdo kufiri në tirani, 18
e thuaji: “A ke menduar ta pastrosh ndonjëherë shpirtin
nga gjynahet, të këqijat e padrejtësitë që ke bërë 19 e që
unë të të udhëzoj ty për tek Zoti yt që të ka krijuar, e ta
njohësh madhështinë e Tij e t’i druhesh?!”
20 E kështu, ai *(Musai )* i tregoi atij argumentin më të
madh, që Faroni të bindej në fuqinë e Allahut, 21 mirëpo
ai *(Faraoni)* e mohoi atë, duke e konsideruar gënjeshtar
dhe e kundërshtoi thirrjen e tij.
22 Pastaj refuzoi të besonte mesazhin e Musait (Paqja
qoftë me të!), duke këmbëngulur në mosbindjen ndaj
Allahut dhe kundërshtimin e së Vërtetës.
23 E kështu, e tuboi të gjithë popullin dhe ndjekësit e
tij, për të triufuar mbi Musain (Paqja qoftë me të!) dhe
thirri me zë të lartë:
24 “Unë jam zoti juaj më i lartë dhe nuk duhet t’i bindeni
askujt, përveç meje!”
25 Kështu e rrëmbeu Allahu me ndëshkimin e Vet, duke
e bërë shembull të ndëshkimit që i pret mohuesit në
Ahiret*(botën tjetër)*, si dhe shembull për ndëshkimin e
tyre edhe në jetën e kësaj bote.
26 Me të vërtetë, ai ndëshkim është një provë e mjaftue-
shme për ata që ia kanë frikën dënimit të Allahut.
27 A ju (o njerëz)- jeni krijim më i fuqishëm e më ma-
dhështor apo qielli?! Atëherë, përse e shpërfillni fuqinë
e Allahut, ndërkohë që Ai e ngriti qiellin, duke vënë në
të gjithçka që ju shihni.
28 E ngriti kupolën *(atmosferën)* e tij, duke ia përshtatur
jetës dhe e përsosi në të gjitha detajet, 29 e me perëndimin
e diellit, netët e i bëri të errëta, kurse me lindjen e diellit
mundësoi dritën e paradites.
30 Pas kësaj e shtroi tokën e thepisur e shkëmbore,
duke krijuar në të dhéun dhe tokën pjellore; 31 e prej
kësaj toke, Ai nxori pastaj lumenjtë e burimet e saj, siç
mundësoi bimësinë e kullosat.
32 Ndërsa malet Ai i fiksoi e i bëri të patundshme, që toka të mos tronditet nga shembjet. 33 Të gjitha këto (o njerëz)- i mundësuam
për ju e kafshët tuaja, që ju të tregoheshit mirënjohës ndaj Tij. 34 Kur të vijë Tametu-l’Kubra *(Llahtaria e Madhe)*, që t’i fryhet Bririt
herën e dytë dhe të jetë bërë ringjallja, 35 ajo është dita kur njeriu ka për t’u kujtuar për gjithçka që ka punuar, kur përjetonte të mirat
e Tij. 36 Kur Flakët e Xhehenemit t’i shfaqen çdokujt që do mund të shikojë [pasi atë ditë do ketë edhe të tillë që Allahu ka për t’i
ringjallur të verbër*(shih: Taha: 125)*], aty ata kanë për ta parë fuqinë e ndëshkimit Tonë. 37 E sa i përket atij që ka qenë arrogant,
mospërfillës e mendjemadh ndaj Krijuesit të tij, 38 dhe i ka dhënë përparësi jetës së kësaj bote duke mohuar Ditën e Përgjegjësisë, 39
vërtet që flakët e Xhehenemit kanë për të qenë vendi tij, ku ka për t’u kthyer. 40 Ndërsa, kush e ka frikë qëndrimin përpara Krijuesit
të vet dhe e ndalon veten prej qejfeve të ndaluara, 41 vërtet që vetëm Xheneti ka për të qenë vendi i tij, ku ai ka për t’u kthyer e do
të qëndrojë aty përgjithmonë.
42 Të pyesin ty (o i Dërguar) mohuesit në lidhje me Orën *(Kijametin)*: “Kur ka për të ndodhur?!”
43 Për çfarë po pyesin, ndërkohë që ti je prej shenjave të tij?! *(Shih:Tefsir el-Bejdavij)*
44 Sa i përket kohës se kur do të bëhet, vetëm tek Zoti yt (o i Dërguar) është caku i dijes rreth saj!
45 E sa të përket ty, ti je vetëm se paralajmërues i atyre që e besojnë atë dhe i druhen dënimit pas Ringjalljes, pasi vetëm ata bëjnë
vepra të mira dhe ruhen prej gjynaheve me një frikë,
46 si të ishin duke e përjetuar atë. Pasi ditën kur ata ta shohin atë (Përjetësinë), do të mendojnë se nuk kanë qëndruar në jetën e kësaj
bote, më shumë se vetëm një pasdite apo një paradite *(fjala e Ibn Abasit, shih: Tefsir Ibn Kethir)*.

## Mësime nga ajetet:

• Detyra që njerëzve t’u flitet me butësi e dashamirësi, për t’i ftuar në rrugën e shpëtimit. • Në lidhje me “argumentin më të madh”, interpretuesit e Kuranit kanë thënë se ishte shkopi i Musait, ndërsa komentojnë se ka qenë ishte dora e tij, që shndriste dhe disa të tjerë janë të mendimit se ka qenë hapja e detit, teksa shpëtoi prej Faraonit dhe ushtrisë së tij.. Megjithatë, për Faraonin argumenti më i madh ishte vetë jeta e Musait, lindja, rritja, strehimi pikërisht në familjen e tij, shpëtimi prej ekzekutimit, si dhe kthimi i tij, të cilit ia kishte frikën frikë. • Frikërespekti ndaj Allahut dhe përmbajtja e vetes përballë qejfeve që janë gjynahe të ndaluara, janë shkak që edhe Allahu ta ndihmojë robin e Vet të gjejë udhëzimin e të arrijë shpëtimin, pra, Xhenetin. • Dija përfundimtare se kur do të bëhet Kijameti i përket vetëm Allahut e askush nuk e di përveç Tij.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

عَبَسَ وَتَوَلَّىٰٓ ١ أَن جَآءَهُ ٱلۡأَعۡمَىٰ ٢ وَمَا يُدۡرِيكَ لَعَلَّهُۥ يَزَّكَّىٰٓ ٣ ربع الحزب ٥٩
أَوۡ يَذَّكَّرُ فَتَنفَعَهُ ٱلذِّكۡرَىٰٓ ٤ أَمَّا مَنِ ٱسۡتَغۡنَىٰ ٥ فَأَنتَ لَهُۥ تَصَدَّىٰ
٦ وَمَا عَلَيۡكَ أَلَّا يَزَّكَّىٰ ٧ وَأَمَّا مَن جَآءَكَ يَسۡعَىٰ ٨ وَهُوَ يَخۡشَىٰ ٩
فَأَنتَ عَنۡهُ تَلَهَّىٰ ١٠ كَلَّآ إِنَّهَا تَذۡكِرَةٞ ١١ فَمَن شَآءَ ذَكَرَهُۥ ١٢ فِي صُحُفٖ
مُّكَرَّمَةٖ ١٣ مَّرۡفُوعَةٖ مُّطَهَّرَةِۭ ١٤ بِأَيۡدِي سَفَرَةٖ ١٥ كِرَامِۭ بَرَرَةٖ ١٦
قُتِلَ ٱلۡإِنسَٰنُ مَآ أَكۡفَرَهُۥ ١٧ مِنۡ أَيِّ شَيۡءٍ خَلَقَهُۥ ١٨ مِن نُّطۡفَةٍ
خَلَقَهُۥ فَقَدَّرَهُۥ ١٩ ثُمَّ ٱلسَّبِيلَ يَسَّرَهُۥ ٢٠ ثُمَّ أَمَاتَهُۥ فَأَقۡبَرَهُۥ ٢١ ثُمَّ إِذَا
شَآءَ أَنشَرَهُۥ ٢٢ كَلَّا لَمَّا يَقۡضِ مَآ أَمَرَهُۥ ٢٣ فَلۡيَنظُرِ ٱلۡإِنسَٰنُ إِلَىٰ طَعَامِهِۦٓ
٢٤ أَنَّا صَبَبۡنَا ٱلۡمَآءَ صَبّٗا ٢٥ ثُمَّ شَقَقۡنَا ٱلۡأَرۡضَ شَقّٗا ٢٦ فَأَنۢبَتۡنَا فِيهَا
حَبّٗا ٢٧ وَعِنَبٗا وَقَضۡبٗا ٢٨ وَزَيۡتُونٗا وَنَخۡلٗا ٢٩ وَحَدَآئِقَ غُلۡبٗا ٣٠ وَفَٰكِهَةٗ
وَأَبّٗا ٣١ مَّتَٰعٗا لَّكُمۡ وَلِأَنۡعَٰمِكُمۡ ٣٢ فَإِذَا جَآءَتِ ٱلصَّآخَّةُ ٣٣ يَوۡمَ يَفِرُّ
ٱلۡمَرۡءُ مِنۡ أَخِيهِ ٣٤ وَأُمِّهِۦ وَأَبِيهِ ٣٥ وَصَٰحِبَتِهِۦ وَبَنِيهِ ٣٦ لِكُلِّ
ٱمۡرِيٕٖ مِّنۡهُمۡ يَوۡمَئِذٖ شَأۡنٞ يُغۡنِيهِ ٣٧ وُجُوهٞ يَوۡمَئِذٖ مُّسۡفِرَةٞ
٣٨ ضَاحِكَةٞ مُّسۡتَبۡشِرَةٞ ٣٩ وَوُجُوهٞ يَوۡمَئِذٍ عَلَيۡهَا غَبَرَةٞ ٤٠





## SURJA “ABESE”



*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përmendja e argumenteve të ringjalljes për jobesimtarët që mendojnë se nuk kanë nevojë për Zotin e tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) I Dërguari i Allahut mrroli fytyrën dhe ktheu shpinën për t’u larguar, (2) sepse atij i erdhi i verbëri *(ndërsa po përpiqej të bindte parinë e Mekës të besonte)*. (3) E ku e di ti (o i Dërguar) se ndoshta ai i verbër, dëshiron që të pastrohet nga gjynahet, duke besuar (4) ose dëshiron që t’i dëgjojë këshillat, të përfitojë prej tyre e të fillojë të bëjë vepra të mira?! (5) Ndërsa sa i përket atij, që për shkak të pasurisë e pozitës, nuk shfaq ndonjë interes për të besuar, (6) ti me të sillesh mirë dhe i përkushtohesh tërësisht fjalëve të tij, (7) edhe pse ti nuk ke asnjë përgjegjësi nëse ai nuk dëshiron të pastrohet nga gjynahet duke besuar. (8) Mirëpo sa i përket atij që vjen tek ti duke nxituar, për shkak të besimit, në kërkim të së Vërtetës, (9) dhe duke qenë i frikësuar prej madhështisë së Allahut dhe Fjalës së Tij Madhështore, (10) Si tregohesh ndaj tij i pakujdesshëm, duke mos e marrë në konsideratë si të parëndësishëm?! (11) Përkundrazi, pikërisht ky është i rëndësishëm tek Allahu dhe jo ata që ti pret se do të kesh ndonjë dobi! Vërtet këto që po të thuhen ty (o i Dërguar) janë këshilla për mbarë njerëzimin. (12) Prandaj kush deshi e pranoi këtë këshillë *(Kuran)*, që Allahu ta zbriti ty (o i Dërguar) nga ajo që gjendet (13) në Shkresat e Nderuara të Leuhi Mahfudhit; (14) të ngritura e të paarritshme në lartësi; të pastra në ato çfarë përmbajnë, larg çdo anësie e të mete; (15) në duart e engjëjve ndërmjetës, që i shkruajnë dhe i përcjellin ato edhe për tek engjëjt e tjerë (16) të nderuar nga Allahu i Madhëruar e që prej mirësisë së tyre i japin përparësi të tjerëve para vetes! (17) Mallkuar qoftë njeriu mohues! Po ç’e bëri atë kaq mosmirënjohës ndaj Atij që e krijoi dhe e përsosi?! (18) A s’e ka menduar ndonjëherë, se nga çfarë gjëje Ai e ka krijuar, që po tregohet mendjemadh ndaj Tij?!

(19) Nga një pikë uji, pra, e pati krijuar dhe përcaktuar, duke e përsosur në gjithçka në mënyrë të përkryer! (20) Pastaj ia lehtësoi rrugën të lindë e të përshtatet, si dhe të mendojë, të flasë e të veprojë me përgjegjësi! (21) Pastaj, për ta përçmuar, e bëri të vdesë dhe e futi në varr, pasi askush nuk do mund ta duronte dot mbi tokë! (22) Pastaj, kur të dëshirojë Ai, e ringjall përsëri pas vdekjes, për ta marrë në llogari për çfarë ka bërë, ashtu siç bëri kur e krijoi dhe kur e bëri të vdesë, edhe nëse ai e mohon dhe nuk e beson këtë. (23) Përkundrazi! Allahu është i Plotfuqishëm për çdo vendim. Mirëpo mohuesi nuk beson, sepse ai nuk e ka zbatuar atë që Zoti i tij i ka urdhëruar, nuk e ka njohur Atë dhe ka qenë mirënjohës! (24) Le të shikojë njeriu në ushqimin e tij e të mendojë çfarë ishte ai më parë e kush është e krijon atë?! (25) A nuk jemi Ne, në të vërtetë, që lëshojmë ujin e shiut, nëpërmjet reshjeve të bollshme, (26) pastaj e çajmë tokën dhe nxjerrim prej saj bimë nga llojet, shijet e ngjyrat më të larmishme! (27) Nxjerrim drithërat e ndryshme, (28) nxjerrim rrushin dhe perimet, në varietet e shijet e tyre, (29) nxjerrim ullinj dhe palma, me dobitë e tyre, (30) nxjerrim kopshtet e dendura me pemë të të gjitha llojeve, (31) nxjerrim të gjitha frutat që ekzistojnë dhe kullosat e begata, (32) si një përjetim i të mirave e furnizim prej Allahut, për ju dhe për bagëtinë tuaj. (33) Kur të vijë ushtima shurdhuese, pra, Kijameti dhe engjëlli t’i ketë fryrë Bririt për t’u bërë Ringjallja, (34) atë ditë njeriu ka për t’ia mbathur për shkak të padrejtësive që ka bërë, duke ikur madje edhe prej vëllait të vet, (35) si dhe ka për t’ia mbathur, duke ikur edhe prej nënës dhe babait të vet, (36) e madje ka për t’ia mbathur, duke ikur edhe prej bashkëshortes dhe fëmijëve të vet. (37) Secilit prej tyre, atë ditë, do t’i mjaftojë vetëm çështja e vet, si të shpëtojë prej padrejtësisë së vet. (38) Atë ditë do të ketë fytyra që do të jenë të ndritura, për shkak të veprave të mira që kanë bërë; (39) të qeshura e të gëzuara, që do të përgëzohen me hyrjen në Xhenet. (40) Ashtu sikurse atë ditë, do të ketë fytyra që do t’i mbulojë pluhuri, duke ua shfarosur të mirat që kanë bërë;

### Mësime nga ajetet:

- Qortimi që Allahu i bëri edhe të Dërguarit të Vet, për Abdullah ibn Umi Mektumin, tregon drejtësinë e Tij absolute dhe se i Dërguari është vetëm një përcjellës i Fjalës së Zotit të tij.
- Rëndësia që i ka dhënë Allahu kërkimit të dijes dhe përhapjes së saj tek njerëzit që e kërkojnë atë. • Tmerri i Ditës së Gjykimit ka për t’i përfshirë të gjithë njerëzit për padrejtësitë që kanë bërë, qoftë duke mohuar Krijuesin e tyre apo duke adhuruar diçka tjetër në vend të Tij.

تَرْهَقُهَا قَتَرَةٌ ﴿٤١﴾ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْكَفَرَةُ ٱلْفَجَرَةُ ﴿٤٢﴾

سُورَةُ التَّكْوِيرِ — ترتيبها ٨١ — آياتها ٢٩

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا ٱلشَّمْسُ كُوِّرَتْ ﴿١﴾ وَإِذَا ٱلنُّجُومُ ٱنكَدَرَتْ ﴿٢﴾ وَإِذَا ٱلْجِبَالُ
سُيِّرَتْ ﴿٣﴾ وَإِذَا ٱلْعِشَارُ عُطِّلَتْ ﴿٤﴾ وَإِذَا ٱلْوُحُوشُ حُشِرَتْ
﴿٥﴾ وَإِذَا ٱلْبِحَارُ سُجِّرَتْ ﴿٦﴾ وَإِذَا ٱلنُّفُوسُ زُوِّجَتْ ﴿٧﴾ وَإِذَا
ٱلْمَوْءُۥدَةُ سُئِلَتْ ﴿٨﴾ بِأَيِّ ذَنۢبٍ قُتِلَتْ ﴿٩﴾ وَإِذَا ٱلصُّحُفُ نُشِرَتْ
﴿١٠﴾ وَإِذَا ٱلسَّمَآءُ كُشِطَتْ ﴿١١﴾ وَإِذَا ٱلْجَحِيمُ سُعِّرَتْ ﴿١٢﴾ وَإِذَا ٱلْجَنَّةُ
أُزْلِفَتْ ﴿١٣﴾ عَلِمَتْ نَفْسٌ مَّآ أَحْضَرَتْ ﴿١٤﴾ فَلَآ أُقْسِمُ بِٱلْخُنَّسِ ﴿١٥﴾
ٱلْجَوَارِ ٱلْكُنَّسِ ﴿١٦﴾ وَٱلَّيْلِ إِذَا عَسْعَسَ ﴿١٧﴾ وَٱلصُّبْحِ إِذَا تَنَفَّسَ ﴿١٨﴾
إِنَّهُۥ لَقَوْلُ رَسُولٍ كَرِيمٍ ﴿١٩﴾ ذِى قُوَّةٍ عِندَ ذِى ٱلْعَرْشِ مَكِينٍ ﴿٢٠﴾ مُّطَاعٍ
ثَمَّ أَمِينٍ ﴿٢١﴾ وَمَا صَاحِبُكُم بِمَجْنُونٍ ﴿٢٢﴾ وَلَقَدْ رَءَاهُ بِٱلْأُفُقِ ٱلْمُبِينِ
﴿٢٣﴾ وَمَا هُوَ عَلَى ٱلْغَيْبِ بِضَنِينٍ ﴿٢٤﴾ وَمَا هُوَ بِقَوْلِ شَيْطَٰنٍ رَّجِيمٍ ﴿٢٥﴾
فَأَيْنَ تَذْهَبُونَ ﴿٢٦﴾ إِنْ هُوَ إِلَّا ذِكْرٌ لِّلْعَٰلَمِينَ ﴿٢٧﴾ لِمَن شَآءَ مِنكُمْ أَن
يَسْتَقِيمَ ﴿٢٨﴾ وَمَا تَشَآءُونَ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُ رَبُّ ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٢٩﴾



(41) dhe ka për t'i mbuluar errësira për shkak të këqijave që kanë bërë, (42) Këta, pra, janë mohuesit dhe kriminelët, që e kanë mohuar Allahun dhe kanë bërë idhujtari e padrejtësi.

## SURJA "ET-TEK'UIR"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përsosmëria e Kuranit në mënyrën si ua kujton njerëzve shkatërrimin e Gjithësisë kur të bëhet ringjallja.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kur të jetë mbështjellë Dielli e t'i shuhet drita, duke u bërë si një lëmsh i ftohtë, (2) kur të jenë zhdukur yjet nga vendet e tyre, duke e humbur ndriçimin, (3) kur të jenë zhvendosur malet nga pozicioni i tyre e toka të jetë bërë rrafsh, që të bëhet Gjykimi; (4) kur devetë barrse, aq të kërkuara nga njerëzit të braktisen e të mos kenë më vlerë; (5) kur së bashku me kafshët e tjera të jenë tubuar edhe egërsirat në atë vend, për t'u gjykuar dhe ato; (6) kur detet të jenë ndezur në flakë, duke u djegur siç digjet lënda djegëse; (7) kur njerëzit të vihen me llojin e tyre, kriminelët me kriminelët e të përkushtuarit me të përkushtuarit; (8) kur Allahu ta pyesë vajzën e vogël, që mohuesi e kishte zakon ta varroste për së gjalli:
(9) "Për çfarë gjynahu të kanë vrarë?!"
(10) Dhe kur njerëzve t'u shpërndahen librat e veprave të tyre, (11) kur qielli të jetë hequr e të mos ketë qiell *(atmosferë)* më sipër tyre, (12) kur Skëterra të jetë nxirë prej flakëve fuqishme në të, (13) kur Xheneti të jetë afruar, për atë që ka për ta merituar, (14) aty ka për ta kuptuar njeriu se çfarë ka bërë. (15) Betohem në fshehtësitë e padukshme *(el-khunes, shih: en-Nas:4)*, që fshihen në kraharorët e njerëzve, (16) mendime që shpejtojnë *(vërshojnë)* dhe struken në brendësi *(e fshehtësi)* dhe nuk vihen re!
(17) Betohem për natën, kur errësira e saj fillon të bjerë!
(18) Për agimin, kur drita e tij fillon të marrë frymë.
(19) Vërtet, që kjo që po ju lexohet (o njerëz)- është Fjalë e përcjellë nga një i Dërguar Fisnik - pra, Xhebraili, (20) që zotëron fuqi e pozitë, për ta marrë atë *(Kurann)* pranë Allahut - Zotit të Arshit madhështor, (21) të cilit i binden të gjithë engjëjt e tjerë dhe i ai është i sigurt e i besueshëm në atë që përcjell.
(22) Shoku juaj (Muhamedi) nuk është aspak i çmendur e as i marrë, për atë që ju thotë!
(23) Vërtet ai e ka parë atë *(Xhebrailin)* në horizont në mënyrën më të qartë!
(24) Kurrsesi ai nuk fsheh asgjë nga e Fshehta e Allahut *(Gajbi),* që Ai e ka urdhëruar t'jua shpallë, (25) dhe se ajo Fjalë që ai po jua lexon *(Kurani)*, assesi nuk mund të jetë fjalë e shejtanit të mallkuar, (26) A po mendoni se shejtani po ju fton të besoni Zotin?! Nga jeni duke shkuar me këto mendime?!
(27) Kjo Fjalë nuk është gjë tjetër, veçse Përkujtim për mbarë botët *(krijesat)* - xhindët e njerëzit.
(28) Atë e ka zbritur Vetë Allahu, për këdo prej jush që dëshiron t'i përmbahet rrugës së vërtetë.
(29) E nëse nuk dëshironi, atëherë kurrë nuk do të dëshironi, përveç nëse *(për të mirën tuaj, që të shpëtoni)* këtë jua dëshiron Vetë Allahu, - Zoti i botëve.

### Mësime nga ajetet:

- Në Ditën e Gjykimit njerëzit kanë për ta kuptuar se çfarë kanë bërë e çfarë kanë lënë pa bërë, kur të grupohen të këqijtë me të këqijtë dhe të mirët me të mirët.
- Nëse Dita e Gjykimit do të bëhej vetëm për t'i ndëshkuar ata që varrosnin vajzat e veta të posalindura për së gjalli, vetëm pse ishin vajza, kjo do mjaftonte që Allahu të shkatërronte qiejt e Tokën dhe ta realizonte premtimin e Ditës së Gjykimit.
- Nëse njeriu nuk bëhet besimtar në momentin që bindet nga argumentet, kurrë nuk ka për t'iu dhënë më një mundësi e tillë, po u largua prej atyre fakteve, përveç faktit nëse Allahu ia dëshiron udhëzimin më vonë.





سورة الانفطار

آياتها ١٩ ترتيبها ٨٢

بسم الله الرحمن الرحيم

إذا السماء انفطرت ١ وإذا الكواكب انتثرت ٢ وإذا البحار
فجرت ٣ وإذا القبور بعثرت ٤ علمت نفس ما قدمت
وأخرت ٥ يا أيها الإنسان ما غرك بربك الكريم ٦ الذي
خلقك فسواك فعدلك ٧ في أي صورة ما شاء ركبك ٨
كلا بل تكذبون بالدين ٩ وإن عليكم لحافظين ١٠ كراما
كاتبين ١١ يعلمون ما تفعلون ١٢ إن الأبرار لفي نعيم ١٣ وإن
الفجار لفي جحيم ١٤ يصلونها يوم الدين ١٥ وما هم عنها بغائبين
١٦ وما أدراك ما يوم الدين ١٧ ثم ما أدراك ما يوم الدين
١٨ يوم لا تملك نفس لنفس شيئا والأمر يومئذ لله ١٩

سورة المطففين

آياتها ٣٦ ترتيبها ٨٣

بسم الله الرحمن الرحيم

ويل للمطففين ١ الذين إذا اكتالوا على الناس يستوفون ٢
وإذا كالوهم أو وزنوهم يخسرون ٣ ألا يظن أولئك أنهم مبعوثون ٤



## SURJA "EL-INFITAR"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi i njeriut nga mashtrimi dhe harrimi i Ahiretit.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kur qielli të jetë çarë e prej tij të zbresin engjëjt,
(2) kur planetet të jenë shpërndarë e shpërbërë dhe të mos duken më,
(3) kur detet të jenë bashkuar, të jenë shpërthyer, të jenë tharë e avulluar,
(4) kur varret të jenë përmbysur, duke nxjerrë prej brendësisë së vet çdo të varrosur.
(5) Vetëm atëherë ka për ta kuptuar njeriu se çfarë ka bërë dhe çfarë ka lënë pa bërë në këtë botë.
(6) O njeri, po çfarë të mashtroi ty e të bëri që të mohosh Zotit tënd Bujar?!
(7) Atë që të krijoi nga asgjëja, të ka dhënë formën e përsosur në një simetri dhe ekuilibër,
(8) pikërisht me atë fytyrë, fizionomi dhe gjini, që Ai Vetë deshi?! Pra, me çfarë po krenohesh?!
(9) Përkundrazi! Ju e dini fort mirë këtë, mirëpo ju po e konsideroni gënjeshtër Ditën e Përgjegjësisë.
(10) Ndërkaq, mbi ju në të vërtetë janë ruajtësit *(engjëjt)* dhe nuk mund të vepronl asgjë pa praninë e tyre!
(11) Ata janë të nderuar tek Zoti i tyre e shkruajnë çdo gjë që ju veproni!
(12) Ata dinë çdo gjë që ju bëni, qoftë e mirë apo e keqe, duke jua shënuar ato në librin e jetës tuaj.
(13) Nuk ka dyshim se të mirët, me besimin dhe veprat e mira, janë në mirësinë e Xhenetit, (14) ashtu siç nuk ka dyshim se të prishurit, me mohimin e veprat e tyre të këqija, janë në flakët e Skëterrës, (15) ku ata do të hyjnë Ditën e Përgjegjësisë *(Gjykimit)*!
(16) Ajo do të jetë dita kur ata nuk kanë për të munguar në Gjyqin që do zhvillohet.
(17) E ç'di ti (o i Dërguar) në lidhje me Ditën e Përgjegjësisë?!
(18) Pastaj, përsëri: "Ç'di ti në lidhje me Ditën e Përgjegjësisë?!" (19) Ajo është dita kur askush nuk ka për t'i sjellë dobi askujt dhe kur i tërë vendimi i përket vetëm Allahut.

## SURJA "EL-MUTAFIFIN"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi i përgënjeshtruesve të padrejtë nga Dita e Kiametit dhe përgëzimi i besimtarëve me të.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Mjerim *(e shkatërrim)* qoftë për mutafifinët *(të shtirurit)*, të cilët kërkojnë drejtësi dhe bëjnë padrejtësi.
(2) Janë ata, që prej të tjerëve e kërkojnë masën dhe peshën e plotë, (3) mirëpo kur masin dhe ua peshojnë të tjerëve, pakësojnë dhe nuk mbajnë drejtësi ndaj tyre.
(4) A nuk e mendojnë, vallë, se një ditë ata kanë për t'u ringjallur prej Allahut të Plotfuqishëm,

### Mësime nga ajetet:

- Kujdesi për të mos rënë në mashtrimin që të pengon në ndjekjen e së Vërtetës.
- Babëzia është një prej veseve të poshtra tek tregtarët, prej të cilës nuk mund të shpëtojë askush, përveç atij që mban drejtësi, sepse ia ka frikën Allahut e Ditës së Gjykimit.
- Kujtimi i pasojave që do të ketë njeriu për gjynahet, padrejtësitë dhe të këqijat në Ditën e Gjykimit, e ndihmon atë të frenohet prej tyre.

لِيَوۡمٍ عَظِيمٖ ٥ يَوۡمَ يَقُومُ ٱلنَّاسُ لِرَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٦ كَلَّآ إِنَّ كِتَٰبَ
ٱلۡفُجَّارِ لَفِي سِجِّينٖ ٧ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا سِجِّينٞ ٨ كِتَٰبٞ مَّرۡقُومٞ ٩
وَيۡلٞ يَوۡمَئِذٖ لِّلۡمُكَذِّبِينَ ١٠ ٱلَّذِينَ يُكَذِّبُونَ بِيَوۡمِ ٱلدِّينِ ١١ وَمَا يُكَذِّبُ
بِهِۦٓ إِلَّا كُلُّ مُعۡتَدٍ أَثِيمٍ ١٢ إِذَا تُتۡلَىٰ عَلَيۡهِ ءَايَٰتُنَا قَالَ أَسَٰطِيرُ ٱلۡأَوَّلِينَ
١٣ كَلَّاۖ بَلۡۜ رَانَ عَلَىٰ قُلُوبِهِم مَّا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ١٤ كَلَّآ إِنَّهُمۡ عَن رَّبِّهِمۡ سكتة لطيفة على اللام
يَوۡمَئِذٖ لَّمَحۡجُوبُونَ ١٥ ثُمَّ إِنَّهُمۡ لَصَالُواْ ٱلۡجَحِيمِ ١٦ ثُمَّ يُقَالُ هَٰذَا
ٱلَّذِي كُنتُم بِهِۦ تُكَذِّبُونَ ١٧ كَلَّآ إِنَّ كِتَٰبَ ٱلۡأَبۡرَارِ لَفِي عِلِّيِّينَ ١٨
وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا عِلِّيُّونَ ١٩ كِتَٰبٞ مَّرۡقُومٞ ٢٠ يَشۡهَدُهُ ٱلۡمُقَرَّبُونَ ٢١
إِنَّ ٱلۡأَبۡرَارَ لَفِي نَعِيمٍ ٢٢ عَلَى ٱلۡأَرَآئِكِ يَنظُرُونَ ٢٣ تَعۡرِفُ فِي
وُجُوهِهِمۡ نَضۡرَةَ ٱلنَّعِيمِ ٢٤ يُسۡقَوۡنَ مِن رَّحِيقٖ مَّخۡتُومٍ ٢٥ خِتَٰمُهُۥ
مِسۡكٞۚ وَفِي ذَٰلِكَ فَلۡيَتَنَافَسِ ٱلۡمُتَنَٰفِسُونَ ٢٦ وَمِزَاجُهُۥ مِن
تَسۡنِيمٍ ٢٧ عَيۡنٗا يَشۡرَبُ بِهَا ٱلۡمُقَرَّبُونَ ٢٨ إِنَّ ٱلَّذِينَ أَجۡرَمُواْ كَانُواْ
مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ يَضۡحَكُونَ ٢٩ وَإِذَا مَرُّواْ بِهِمۡ يَتَغَامَزُونَ ٣٠
وَإِذَا ٱنقَلَبُوٓاْ إِلَىٰٓ أَهۡلِهِمُ ٱنقَلَبُواْ فَكِهِينَ ٣١ وَإِذَا رَأَوۡهُمۡ قَالُوٓاْ
إِنَّ هَٰٓؤُلَآءِ لَضَآلُّونَ ٣٢ وَمَآ أُرۡسِلُواْ عَلَيۡهِمۡ حَٰفِظِينَ ٣٣



(5) për të dhënë llogari në një Ditë të Madhe, e cila do të jetë një llahtari e madhepër të padrejtit?!
(6) Ditën kur njerëzit dalin përpara Zotit të botëve e japin llogari për gjithçka që kanë bërë?! *Që të mos mendojë dikush se ruajtja e informacioneve për veprat e tyre është e pamundur, Allahu thotë:
(7) Përkundrazi, vërtetë, libri i jetës së kriminelëve është i ruajtur në Sixhxhin *(thellësinë më të thellë të brendësisë)*.
(8) E çfarë di ti (o i Dërguar) se ç'është Sixhxhin *(thellësia më e thellë e brendësisë)*?!
(9) Ai është si një Libër i koduar, me tërë informacionin e tyre dhe me tërë atë çfarë ata kanë bërë!
(10) Mjerë ata që e konsideronin gënjeshtër fuqinë, dijen dhe drejtësinë absolute të Allahut,
(11) se janë pikërisht ata që që e mohojnë edhe Ditën e Përgjegjësisë
(12) Atë ditë nuk e mohon askush, përveç atij keqbërësi që i kalon kufijtë dhe është gjynahqar i madh,
(13) të cilit, nëse i lexohen argumentet Tona, thotë duke mohuar: "Mitologji *(e përralla)* të popujve të lashtë!"
(14) Përkundrazi!Kjo është e Vërteta, mirëpo e zeza e asaj që ata e kanë bërë ka mbuluar zemrat e tyre.
(15) Përkundrazi! Për shkak të mohimit, as atë ditë ata nuk kanë për ta parë Zotin e tyre.
(16) Pasi t'u jetë bërë llogaria për gjithçka që kanë bërë, do të digjen në flakët e Xhehenemit!
(17) Pastaj do t'u thuhet: "Kjo është ajo që ju e patët mohuar, kur bënit padrejtësi dhe gjynahe në dynja!"
* Që të mos mendojë kush se ruajtja e informacioneve për njerëzit i mirë është në të njëjtën pozitë, Zoti thotë:
(18) Përkundrazi! Në të vërtetë libri i jetës së njerëzve të mirë është i ruajtur në Il'lij'jin *(nivelin më të lartë të ruajtjes)*.
(19) E çfarë di ti (o i Dërguar) se ç'është Il'lij'jin *(niveli më i lartë i ruajtjes)*?!
(20) Ai është si një Libër i koduar, me tërë informacionin e tyre dhe me tërë atë çfarë kanë bërë,
(21) të cilin mund ta dëshmojnë e mund ta shohin vetëm engjëjt më të afërt të Allahut, si nderim për ta.
(22) Nuk ka dyshim se njerëzit e mirë, që besojnë e bëjnë vepra të mira, do jenë në mirësinë e Xhenetit.
(23) Të mbështetur në ndenjëse, do të sodisin bukuritë e mahnitshme të Xhenetit, pa lëvizur nga vendi.
(24) Që në fytyrat e tyre e kupton shkëlqimin e begative e mirësive, të cilat u janë mundësuar t'i përjetojnë.
(25) Në të *(Xhenet)* do t'u ofrohet të pinë prej një vere të mbyllur, shumë e shumë kohë më parë, sipas shijes,
(26) ku vula e saj është nga misku *(aroma më e mirë)* i Xhenetit. Prandaj, për këtë le të konkurrojnë konkurruesit!
(27) Për sa i përket përbërjes së saj, ajo është një përzierje, me një pije të rrallë, marrë nga burimi i Tesnimit,
(28) burim prej të cilit mund të pinë vetëm të afërmit e Allahut - më të mirët në mesin e gjithë krijesave.
(29) Vërtet, ata që bënin krime, për shkak të mohimit e padrejtësive, qeshnin me ata që besonin.
(30) Kur kalonin pranë tyre i shqetësonin ata*(besimtarët)*, duke i përçmuar me gjeste e shikime përqeshëse,
(31) ndërsa kur ktheheshin tek familjet e tyre, ktheheshin të kënaqur e të gëzuar si të kishin bërë diçka të mirë.
(32) Nëse i shihnin besimtarët të tubuar në ndonjë vend, thoshin: "Vërtet, këta e kanë humbur arsyen!"
(33) Dhe pse atyre nuk iu kërkua që t'i ruanin besimtarët, ata i ruanin në çdo fjalë e në çdo lëvizje të tyre.

**Mësime nga ajetet:**
- Rrezikimi i zemrave nga gjynahet.
- Privimi i jobesimtarëve nga shikimi i Zotit të tyre, Ditën e Kiametit.
- Besimtari garon për të fituar mirësitë e Xhenetit dhe nuk garon për të fituar sa më shumë pasuri.
- Realiteti i njerëzve në Ditën e Drejtësisë do të jetë krejtësisht i ndryshëm me realitetin e kësaj bote.

فَٱلۡيَوۡمَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مِنَ ٱلۡكُفَّارِ يَضۡحَكُونَ ٣٤ عَلَى
ٱلۡأَرَآئِكِ يَنظُرُونَ ٣٥ هَلۡ ثُوِّبَ ٱلۡكُفَّارُ مَا كَانُواْ يَفۡعَلُونَ ٣٦

ترتيبها ٨٤ سُورَةُ الانشِقَاق آياتها ٢٥

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ثلاثة أرباع الحزب ٥٩ إِذَا ٱلسَّمَآءُ ٱنشَقَّتۡ ١ وَأَذِنَتۡ لِرَبِّهَا وَحُقَّتۡ ٢ وَإِذَا ٱلۡأَرۡضُ مُدَّتۡ
٣ وَأَلۡقَتۡ مَا فِيهَا وَتَخَلَّتۡ ٤ وَأَذِنَتۡ لِرَبِّهَا وَحُقَّتۡ ٥ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلۡإِنسَٰنُ إِنَّكَ كَادِحٌ إِلَىٰ رَبِّكَ كَدۡحٗا فَمُلَٰقِيهِ ٦ فَأَمَّا مَنۡ أُوتِيَ
كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ ٧ فَسَوۡفَ يُحَاسَبُ حِسَابٗا يَسِيرٗا ٨ وَيَنقَلِبُ
إِلَىٰٓ أَهۡلِهِۦ مَسۡرُورٗا ٩ وَأَمَّا مَنۡ أُوتِيَ كِتَٰبَهُۥ وَرَآءَ ظَهۡرِهِۦ ١٠ فَسَوۡفَ
يَدۡعُواْ ثُبُورٗا ١١ وَيَصۡلَىٰ سَعِيرًا ١٢ إِنَّهُۥ كَانَ فِيٓ أَهۡلِهِۦ مَسۡرُورًا ١٣
إِنَّهُۥ ظَنَّ أَن لَّن يَحُورَ ١٤ بَلَىٰٓۚ إِنَّ رَبَّهُۥ كَانَ بِهِۦ بَصِيرٗا ١٥ فَلَآ أُقۡسِمُ
بِٱلشَّفَقِ ١٦ وَٱلَّيۡلِ وَمَا وَسَقَ ١٧ وَٱلۡقَمَرِ إِذَا ٱتَّسَقَ ١٨
لَتَرۡكَبُنَّ طَبَقًا عَن طَبَقٖ ١٩ فَمَا لَهُمۡ لَا يُؤۡمِنُونَ ٢٠ وَإِذَا قُرِئَ
سجدة عَلَيۡهِمُ ٱلۡقُرۡءَانُ لَا يَسۡجُدُونَ۩ ٢١ بَلِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ يُكَذِّبُونَ
٢٢ وَٱللَّهُ أَعۡلَمُ بِمَا يُوعُونَ ٢٣ فَبَشِّرۡهُم بِعَذَابٍ أَلِيمٍ ٢٤



(34) Ndërkaq sot, ata të cilët kanë besuar, janë duke qeshur me përqeshjen e injorancën e mohuesve të tillë.
(35) Duke qëndruar në ndenjëset e tyre të Xhenetit, ata do të shohin se çfarë kanë kaluar në jetën e dynjasë,
(36) e aty do t'u thuhet: "A nuk iu kthye mohuesve kusuri, ashtu siç e meritonin për atë që kanë bërë?!"



## SURJA "EL-INSHIKAK"



*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përkujtesë për njeriun që t'i kthehet Zotit, si dhe sqarimi i dobësisë dhe i gjendjes së tij të paqëndrueshme.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kur qielli të jetë rënduar, prej lëvizjeve të shumta në të,
(2) e t'ia vërë veshin Zotit të vet e t'i bindet Atij me përulje, siç duhet;
(3) dhe kur Toka të jetë zgjeruar, duke u rrafshuar e shtruar për ata që janë mbi të!
(4) E kur ajo t'i ketë nxjerrë ata që mban në brendësi dhe t'i mbajë mbi sipërfaqe,
(5) e t'ia vërë veshin Zotit të vet dhe t'i bindet Atij me përulje, siç duhet.
(Në atë kohë do të bindeni se këto premtime nuk ishin aspak imagjinata, mite apo përralla!)
(6) O njeri i arsyeshëm! Vërtet ti që e bën çdo përpjekje për të arritur tek Zoti yt, ke për ta gjetur tek Ai!
(7) Në Ditën e Gjykimit kujt i jepet libri i jetës së tij, në dorën e djathtë, kur ai të dalë përpara Nesh,
(8) atij Ne kemi për t'i bërë një llogari të lehtë, duke e falur e duke mos i kërkuar llogari për ato që ka bërë
(9) e aty ai ka për t'u kthyer i gëzuar tek familjarët e tij, por nëse edhe ata kanë besuar së bashku me të.
(10) E ndërsa kujt i jepet libri i jetës së tij, pas shpinës së vet, duke ndjekur dorën e tij të majtë;
(11) aty ai ka për të kërkuar të zhduket, (12) dhe ka për t'u djegur në Flakët e Skëterrës.
(13) Në të vërtetë, ai ka kërkuar që të ishte i gëzuar vetëm në familjen e tij, pa iu bërë vonë për asgjë tjetër.
(14) Ai mendonte se nuk kishte për t'u kthyer kurrë më në jetë dhe se Zotit nuk i bëhej vonë për ta.
(15) Mirëpo Zoti i tij, në të vërtetë, pati qenë gjithmonë Vështrues i asaj çfarë bënte, por ai s'e besonte!
(16) Betohem për muzgun e mbrëmjes, që tregon se errësira është duke u afruar, pas dritës që po shkon!
(17) Betohem për natën dhe gjithçka që ajo mbështjell në terrin e saj!
(18) Betohem edhe për Hënën, kur ajo të plotësohet dhe, pas plotësimit, fillon e pakësohet sërish!
(19) Sigurisht që ju (o njerëz)- keni për të hipur kat më kat *(apo ndryshim pas ndryshimi)*.
(20) E pasi ata t'i shohin ato që kurrë nuk i kanë parë më parë, çfarë i pengon njerëzit që të mos besojnë,
(21) si dhe kur atyre t'u lexohet Kurani *(me atë që përmban në të)*, ata nuk i bien në sexhde Allahut?!
(22) Mirëpo, mohuesit, nuk dinë të thonë asgjë tjetër, përveçse: "Është gënjeshtër!"
(23) Ndërkaq, Allahu e di shumë mirë se ç'mban secili prej tyre në brendësinë e vet, si dhe pse nuk besojnë.
(24) Prandaj, paralajmëroji (o i Dërguar) ata për një vuajtje të dhembshme, si në këtë jetë, ashtu dhe në tjetrën,

### Mësime nga ajetet:

- Nënshtrimi i qiellit e i tokës vullnetit të Allahut të Madhëruar e të Plotfuqishëm, duke iu bindur Atij.
- Çdo njeri përpiqet e angazhohet ose në të mirën ose në të keqen, e në përputhje me të, do shpërblehet.
- Kur mohuesit ta shohin në Ditën e Gjykimit se atij që do t'i jepet libri nga dora e majtë, ai do të jetë i shkatërruar, do tentojnë që ta fshehin dorën e majtë pas shpinave të tyre e do të zgjasin të djathtën, por libri i jetës së tyre është një libër që kërkon vetëm dorën e tyre të majtë, qoftë ajo edhe pas shpine.

إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمۡ أَجۡرٌ غَيۡرُ مَمۡنُونِۭ ٢٥

## سُورَةُ البُرُوجِ

ترتيبها ٨٥ — آياتها ٢٢

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلسَّمَآءِ ذَاتِ ٱلۡبُرُوجِ ١ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡمَوۡعُودِ ٢ وَشَاهِدٖ وَمَشۡهُودٖ
٣ قُتِلَ أَصۡحَٰبُ ٱلۡأُخۡدُودِ ٤ ٱلنَّارِ ذَاتِ ٱلۡوَقُودِ ٥ إِذۡ هُمۡ عَلَيۡهَا
قُعُودٞ ٦ وَهُمۡ عَلَىٰ مَا يَفۡعَلُونَ بِٱلۡمُؤۡمِنِينَ شُهُودٞ ٧ وَمَا نَقَمُواْ
مِنۡهُمۡ إِلَّآ أَن يُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ ٱلۡعَزِيزِ ٱلۡحَمِيدِ ٨ ٱلَّذِي لَهُۥ مُلۡكُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ شَهِيدٌ ٩ إِنَّ ٱلَّذِينَ
فَتَنُواْ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ وَٱلۡمُؤۡمِنَٰتِ ثُمَّ لَمۡ يَتُوبُواْ فَلَهُمۡ عَذَابُ جَهَنَّمَ وَلَهُمۡ
عَذَابُ ٱلۡحَرِيقِ ١٠ إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمۡ
جَنَّٰتٞ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُۚ ذَٰلِكَ ٱلۡفَوۡزُ ٱلۡكَبِيرُ ١١ إِنَّ بَطۡشَ
رَبِّكَ لَشَدِيدٌ ١٢ إِنَّهُۥ هُوَ يُبۡدِئُ وَيُعِيدُ ١٣ وَهُوَ ٱلۡغَفُورُ ٱلۡوَدُودُ ١٤
ذُو ٱلۡعَرۡشِ ٱلۡمَجِيدُ ١٥ فَعَّالٞ لِّمَا يُرِيدُ ١٦ هَلۡ أَتَىٰكَ حَدِيثُ ٱلۡجُنُودِ
١٧ فِرۡعَوۡنَ وَثَمُودَ ١٨ بَلِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ فِي تَكۡذِيبٖ ١٩ وَٱللَّهُ مِن
وَرَآئِهِم مُّحِيطُۢ ٢٠ بَلۡ هُوَ قُرۡءَانٞ مَّجِيدٞ ٢١ فِي لَوۡحٖ مَّحۡفُوظِۭ ٢٢



(25) përveç atyre, të cilët *(sa ishin gjallë)* besuan dhe bënë vepra të mira, pasi ata kanë tek Allahu një Shpërblim që nuk do të ketë kurrë të sosur, Xhenetin e Përjetshëm.

## SURJA "EL-BURUXH"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i fuqisë së Allahut, se ajo është gjithëpërfshirëse, se Ai i ndihmon të dashurit e Tij dhe i ndëshkon armiqtë e Tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për qiellin e mbushur me kështjella *(e ushtri të gatshme me engjëj)*!
(2) Për Ditën e Premtuar - Ditën e Gjykimit, - që është lënë për t'u larë hesapet!
(3) Betohem në ata që dëshmojnë (siç janë profetët që do të dëshmojë për bashkësitë e tyre) dhe në ata për të cilët do të dëshmohet (siç janë bashkësitë për të cilat do të dëshmojnë profetët e tyre)!
(4) Mallkuar qofshin të zotët e hendeqeve, që i hapën ato për t'i djegur besimtarët!
(5) Mallkuar qofshin ata e ndezën zjarrin dhe i hidhnin në të besimtarët!
(6) Mallkuar qofshin ata, teksa rrinin ulur përreth zjarrit të shihnin se si besimtarët digjeshin të gjallë, (7) dhe që të shihnin gjithçka që kriminelët bënin me besimtarët, për të qenë edhe më së paku dëshmues.
(8) Ata i urryen besimtarët vetëm pse ata i besonin Allahut të Plotfuqishëm e të Falenderuar,
(9) të Cilit i përket i tërë Pushteti i qiejve dhe i Tokës; mirëpo Allahu është Dëshmitar i çdo gjëje.
(10) Nuk ka dyshim se ata që u bënë mizori besimtarëve e besimtareve,dhe pastaj nuk u penduan, patjetër që ata i pret vuajtja e Skëterrës. Ata i pret djegie edhe më e fortë e më e përjetshme se ajo e dynjasë.
(11) E nuk ka dyshim se ata që besojnë e bëjnë vepra të mira, patjetër që ata i presin kopshtet e Xhenetit, nën kështjellat dhe pemët e të cilit rrjedhin lumenj. Patjetër ky është Fitimi më i madh.
(12) Në të vërtetë Goditja e Zotit tënd (o i Dërguar) është e ashpër dhe e pamëshirshme, ndaj Ai nuk nxitohet në ndëshkimin e menjëhershëm të kriminelëve, por u jep atyre afat; e mbase pendohen!
(13) Në të vërtetë, është Ai që e fillon krijimin e tyre dhe e përsërit, ku secili do gjejë atë që ka bërë;
(14) Ai është El-Gafur *(Falës)*, që i fal gjynahet e atyre që i kërkojnë falje dhe el-Uedud *(i Dashur)*, që ka dhembshuri për robërit e Vet dhe pret me dashuri këdo që pendohet dhe kthehet tek Ai.
(15) Ai është Zotëruesi i Arshit *(Kozmosit)* Madhështor dhe Ai Vetë është edhe më Madhështori *(El-Mexhid)*!
(16) Ai vepron çfarë të dëshirojë e askush nuk mund ta pyesë, por janë ata që do të pyeten.
(17) A ke dëgjuar ndonjëherë (o i Dërguar) për ndodhinë e ushtrive që u ngritën kundër të Vërtetës,
(18) veçanërisht ndodhinë e ushtrive mizore, atë të Faraonit dhe të Themudit?! Si ishte përfundimi i tyre?!
(19) I zhdukëm. Mirëpo, ata të cilët e mohojnë këtë Kuran, ata vazhdimisht i thonë të vërtetës "gënjeshtër",
(20) ndërkohë që Allahu me fuqinë e Tij, edhe para se ata ta bëjnë diçka, i ka përfshirë nga të gjitha anët!
(21) Ata mohojnë. Mirëpo mohimi i tyre nuk ia ul aspak vlerën Kuranit, pasi ky është një Libër Madhështor,
(22) në një lartësi të paarritshme - në Leuhi Mahfudh *(Librin e Ruajtur)*, pranë vetë Allahut të Lartësuar.

### Mësime nga ajetet:

- Masa e shpërblimit do jetë sipas vështirësive e sprovave. Allahu e bën çdo gjë sipas urtësisë së Vet absolute, mirëpo besimtarit i mjafton të kuptojë se Ai bën çfarë të dëshirojë.
- Durimi për hir të besimit e përballja me sprovat e kësaj bote, është shpëtim në Ditën e Gjykimit.
- Pas vështirësisë vjen gjithmonë lehtësimi dhe pas problematikave vjen përherë zgjidhja e tyre.
- Pendimi i fshin të gjitha gjynahet tek Allahu, cilat do qofshin ato, pasi Allahu është Falës.



## SURJA "ET-TARIK"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi se Allahu është i Gjithëfuqishëm dhe se Ai e krijon njeriun dhe është në gjendje që ta ringjallë atë përsëri.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për qiellin dhe për Trokitësin, që godet(mbi këtë qiell)! (2) E ç'di ti (o i Dërguar) se ç'është Trokitësi, që godet?! (3) Ai është Ylli, rrezatimi i të cilit shpon tej e përtej dhe e shkatërron gjithçka të gjallë, (4) nëse për secilin njeri nuk do të kishte mbrojtës, që t'i mbronte ata prej fuqisë shkatërrimtare të tij! (5) Le të shikojë njeriu se nga çfarë është krijuar, që ta kuptojë fuqinë e Allahut e dobësinë e vet. (6) Ai është krijuar prej një pike uji, që është hedhur vrullshëm e ka zënë vend në mitrën e femrës që e lindi. (7) Ai në fillim ishte një farë, që krijohet e del mes eshtrave të shtyllës kurrizore dhe brinjëve të gjoksit. (8) S'ka dyshim se Ai që e krijoi atë prej një pike uji, ka mundësi ta riktheje në jetë përsëri, (9) Ditën ku të fshehtat do të vihen në provë, ku qëllimet e fshehta të zemrës, besimet, etj. do të zbulohen dhe do të dallohet zemra e mirë nga zemra e keqe. (10) Atë ditë, ai nuk do të ketë më as fuqi dhe as mbrojtje, që ta shpëtojë prej Zjarrit të Tij. (11) Betohem për qiellin(atmosferën), që përthyen rrezatimet goditëse, të dëmshme e shkatërrimtare të këtij Ylli (Diellit), (12) dhe për Tokën, e cila plasaritet prej fuqisë së nxehtësisë së tij, duke tharë në të çdo gjë! (13) Me të vërtetë që ky Kuran është një Fjalë e Prerë, që ndan të Vërtetën nga e pavërteta, (14) dhe një kërcënim serioz për mohuesit. Ai nuk është aspak një shaka për të qeshur! (15) Me të vërtetë, ata(mohuesit) ngrenë intriga e kurthe gjithmonë kundër besimit e besimtarëve, (16) mirëpo edhe Unë u ngre atyre kurthet e Mia, duke bërë që ata të bien në kurthet e tyr. (17) Prandaj, lëri (o i Dërguar) mohuesit dhe mos u merr (merakos) aspak me ta!

## SURJA "EL-E'ALA"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përkujtesë për shpirtin për Jetën Tjetër që e pret dhe për çlirimin e tij nga varësia prej kësaj jete.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Lartësoje, madhëroje e shenjtëroje (o i Dërguar) emrin e Zotit tënd, më të Lartit, duke e e përjashtuar Atë prej çdo të mete e mangësie, që ia mveshin mohuesit e idhujtarët. (2) Lartëso emrin e Atij, i Cili krijoi gjithçka të gjallë dhe pastaj u dha format e larmishme që ato kanë! (3) Atë që, ua përsosi formën, duke e bërë gjithçka përfekte, dhe pastaj u dha instinktin e orientimin! (4) Lartëso Atë që mundësoi kullotat e livadhet, si ushqim për kafshët tuaja, të cilat ju i shfrytëzoni e keni dobi, (5) pas njëfarë kohe, Ai i shndërron kullotat në vende të shkreta, e drobit jetën e gjallë dhe i firon ato kullota. (6) Ne kemi për të ta lexuar (o i Dërguar) këtë Kuran, nëpërmjet Xhebrailit dhe ti s'ke për ta harruar, (7) përveç asaj që dëshiron Allahu. Vërtetë Ai e di atë që del në sipërfaqe dhe atë që humbet në thellësi. (8) Ne kemi për të ta lehtësuar ty memorizimin, mësimin dhe kuptimin e tij në mënyrën më të lehtë, (9) prandaj këshilloji njerëzit nëpërmjet tij, nëse vëren se këshilla u bën dobi dhe nuk u bën më keq, (10) pasi këshillën e tij ka për ta pranuar vetëm ai që i druhet e i beson madhështisë së Allahut,

### Mësime nga ajetet:

- Engjëjt ua shënojnë veprat njeriut, të mirat dhe të këqijat, në mënyrë që të merren në llogari për to.
- Dobësia e kurtheve të jobesimtarëve, krahasuar me prishjen dhe kthimin në të njëjtën monedhë nga Allahu i Madhëruar.
- Mohuesit thurin gjithmonë intriga e kurthe kundër besimtarëve dhe fesë së Allahut, por Allahu, me Madhështinë e Vet, bën që ata të bien në kurthet e tyre.
- Vetëm njerëzit e ditur e të urtë, që e njohin madhështinë e Allahut, ia kanë Atij frikën. Vetëm ata i kuptojnë, i besojnë, e i zbatojnë këshillat dhe porositë e Tij.

وَيَتَجَنَّبُهَا ٱلْأَشْقَى ١١ ٱلَّذِى يَصْلَى ٱلنَّارَ ٱلْكُبْرَىٰ ١٢ ثُمَّ لَا يَمُوتُ
فِيهَا وَلَا يَحْيَىٰ ١٣ قَدْ أَفْلَحَ مَن تَزَكَّىٰ ١٤ وَذَكَرَ ٱسْمَ رَبِّهِۦ فَصَلَّىٰ ١٥
بَلْ تُؤْثِرُونَ ٱلْحَيَوٰةَ ٱلدُّنْيَا ١٦ وَٱلْـَٔاخِرَةُ خَيْرٌ وَأَبْقَىٰٓ ١٧ إِنَّ
هَـٰذَا لَفِى ٱلصُّحُفِ ٱلْأُولَىٰ ١٨ صُحُفِ إِبْرَٰهِيمَ وَمُوسَىٰ ١٩

ترتيبها ٨٨ — سُورَةُ الغَاشِيَةِ — آياتها ٢٦

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ

هَلْ أَتَىٰكَ حَدِيثُ ٱلْغَـٰشِيَةِ ١ وُجُوهٌ يَوْمَئِذٍ خَـٰشِعَةٌ ٢ عَامِلَةٌ
نَّاصِبَةٌ ٣ تَصْلَىٰ نَارًا حَامِيَةً ٤ تُسْقَىٰ مِنْ عَيْنٍ ءَانِيَةٍ ٥ لَّيْسَ
لَهُمْ طَعَامٌ إِلَّا مِن ضَرِيعٍ ٦ لَّا يُسْمِنُ وَلَا يُغْنِى مِن جُوعٍ ٧ وُجُوهٌ
يَوْمَئِذٍ نَّاعِمَةٌ ٨ لِّسَعْيِهَا رَاضِيَةٌ ٩ فِى جَنَّةٍ عَالِيَةٍ ١٠ لَّا تَسْمَعُ
فِيهَا لَـٰغِيَةً ١١ فِيهَا عَيْنٌ جَارِيَةٌ ١٢ فِيهَا سُرُرٌ مَّرْفُوعَةٌ ١٣ وَأَكْوَابٌ
مَّوْضُوعَةٌ ١٤ وَنَمَارِقُ مَصْفُوفَةٌ ١٥ وَزَرَابِىُّ مَبْثُوثَةٌ ١٦ أَفَلَا يَنظُرُونَ
إِلَى ٱلْإِبِلِ كَيْفَ خُلِقَتْ ١٧ وَإِلَى ٱلسَّمَآءِ كَيْفَ رُفِعَتْ ١٨ وَإِلَى
ٱلْجِبَالِ كَيْفَ نُصِبَتْ ١٩ وَإِلَى ٱلْأَرْضِ كَيْفَ سُطِحَتْ ٢٠
فَذَكِّرْ إِنَّمَآ أَنتَ مُذَكِّرٌ ٢١ لَّسْتَ عَلَيْهِم بِمُصَيْطِرٍ ٢٢



(11) Ashtu si prej pranimit të këshillës, ka për t'u shmangur vetëm ai që është më i keqi dhe mohuesi, (12) i cili për shkak të asaj që ka bërë dhe nuk e pret, ka për t'u djegur në Zjarrin më të madh që ka njohur, (13) Atje as nuk ka për të vdekur dhe as nuk ka për të jetuar, ngase as vdekja nuk ka për ta shpëtuar. (14) Prej atij Zjarri, i shpëtuar është vetëm ai që është pastruar shpirtërisht prej idhujtarisë dhe prej gjynaheve, (15) që vazhdimisht përmendte emrin e Zotit dhe e falte namazin rregullisht, siç i qe kërkuar. (16) Mirëpo ju (o njerëz) po po punoni e sakrifikoni sikur do jetoni vetëm jetën e kësaj bote, (17) ndërkohë që po të punoni për të fituar ahiretin (jetën tjetër), është shumë më e mirë dhe e përjetshme. (18) Në të vërtetë, rregullat dhe tregimet që ju përmendëm, ndodhen edhe në fletët e zbritura para Kuranit, (19) në shënimet (shpalljet) që iu zbritën Ibrahimit dhe Musait. Kështu që, Muhamedi nuk solli mesazh të ndryshëm për ju.

## SURJA "EL-GASHIJE"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përkujtesë për Ahiretin, shpërblimin dhe ndëshkimin që do të ndodhë në të dhe inkurajimi për të menduar rreth fakteve treguese të Fuqisë së Allahut.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) A nuk të ka ardhur tashmë (o i Dërguar) lajmi i Mbulesës (Gjykimit), që do t'i mbulojë të gjithë?!
(2) Atë ditë do të ketë fytyra të tmerruara dhe të ndrojtura, nga ajo që kanë bërë në jetë; (3) fytyra, që kanë bërë gjithçka për dynjanë e tyre e janë rraskapitur gjithë jetën pas diçkaje të pavërtetë; (4) fytyra, të cilat kanë për t'u djegur në një Zjarr të ulët, si shkak i afrimit të tyre me gjynahet dhe me mohimin; (5) fytyra, që do t'u jepet të pinë prej një burimi në kulmin e vlimit, për shkak të pirjes së tyre haram; (6) fytyra, që nuk do të kenë ushqim tjetër përveç gjembave, për shkak të ngrënies së tyre në haram, (7) ushqim i cili nuk do të ketë vlera ushqyese dhe as nuk e shuan urinë që ata do të kenë, ashtu si nuk ua kanë shuar urinë nevojtarëve e të gjorëve sa kanë qenë në dynja, për hir të Zotit të tyre. (8) Atë ditë do të ketë edhe fytyra që janë të bekuara, për shkak të punëve të tyre në jetën e dynjasë. (9) Atë ditë ato fytyra do të jenë kënaqura për veprat e mira, që kanë bërë për hir të Krijuesit të tyre. (10) Fytyra, që do jenë të përjetshme në Xhenetin e Lartë, sipas veprave të vyera. (11) Aty veshët nuk kanë për të dëgjuar kurrë fjalë të pavlera, fjalë të kota apo fjalë të padobishme. (12) Në Xhenet, ata do të kenë një burim rrjedhës, që do të njihet si burimi i ujit të jetës dhe ripërtëritjes. (13) Në Xhenet ata do të qëndrojnë në shtretër* të lartë, duke soditur e shijuar mirësitë e Xhenetit. (14) Do kenë dhe kupa me bukuri, shije dhe kënaqësitë papërshkrueshme, sa herë që do t'i dëshirojnë; (15) edhe jastëkë të renditur e të dekoruar, që të mbështeten e të zbukurojnë takimet e tyre, (16) si edhe qilima të shumtë, të shtruar e të zbukuruar ngado. - Kur Allahu përmendi dallimet mes të trishtuarve dhe të lumturve Ditën e Kiametit, Ai e orienton vëmendjen e jobesimtarëve në ato gjera që tregojnë fuqinë e plotë të Krijuesit dhe krijimin e Tij të përsosur, në mënyrë që të ishin argumente që ata të besonin, që të futeshin në Xhenet dhe të bëheshin nga të lumturit. Ai thotë: (17) A nuk e shohin ata vallë devenë, prej të cilës ata jetojnë në mes të shkretëtirës?! S'e shohin si është krijuar ajo?! (18) A nuk e shohin vallë, qiellin, se si është ngritur mjaftueshëm me atmosferën, që ata të frymojnë?! (19) Vallë, a nuk i shohin malet si janë ngulitur në tokë, që ta mbajnë e mos të tronditet?! (20) A nuk e shohin, vallë, edhe tokën se si është shtrirë e u është përshtatur, që ata ta shfrytëzojnë?! - Kur Allahu e orienton vëmendjen e jobesimtarëve në ato gjera që tregojnë fuqinë e plotë të Krijuesit, Ai e orienton edhe të dërguarin e Tij, duke i thënë: (21) Prandaj, kujtoji vazhdimisht (o i Dërguar) ata që të kanë besuar, herë me frikësim prej pasojave të gjynaheve të tyre, herë me përmallimin e tyre për shpërblimet e Xhenetit dhe herë duke u kujtuar madhështinë, mëshirën dhe bujarinë e Allahut ndaj tyre. Kujtoji që të jenë mirënjohës ndaj Tij, sepse vërtet ti (o i Dërguar)ke përgjegjësi vetëm për t'i këshilluar, pastaj u përket atyre përgjegjësia. (22) Ti nuk je detyrues, që t'i bësh të besojnë me dhunë e imponim, pasi Ai do zgjedhjen e tyre!

### Mësime nga ajetet:

- Ata që janë sfilitur e u stërmunduar pas jetës së dynjasë, në Ditën e Gjykimit do e kuptojnë se ç'kanë humbur.
- Fjala "surur-(shtretër)" në gjuhën arabe vjen nga rrënja e fjalës "surur-(kënaqësi)", e në gjuhën shqipe nuk mund të bëhet një përshtatje e mirëfilltë mes shtratit e kënaqësisë, që të kuptohet e njëjta gjë.
- Përforcimi i imanit, duke kujtuar Ditën e Llogarisë Gjithëpërfshirëse, pa u përjashtuar prej saj as besimtarët.
- Rëndësia që ka pastrimi i shpirtit prej gjynaheve e të keqes së brendshme e të jashtme.
- Detyra e thirrësit është që ai t'u përcjellë njerëzve Mesazhin e Allahut, t'i këshillojë ata që kanë besuar dhe jo t'i detyrojë njerëzit me dhunë në besim, pasi udhëzimi është vetëm në dorë të Allahut.

إِلَّا مَن تَوَلَّىٰ وَكَفَرَ ٢٣ فَيُعَذِّبُهُ ٱللَّهُ ٱلۡعَذَابَ ٱلۡأَكۡبَرَ ٢٤
إِنَّ إِلَيۡنَآ إِيَابَهُمۡ ٢٥ ثُمَّ إِنَّ عَلَيۡنَا حِسَابَهُم ٢٦

ترتيبها ٨٩ — سُورَةُ الفَجْرِ — آياتها ٣٠

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلۡفَجۡرِ ١ وَلَيَالٍ عَشۡرٖ ٢ وَٱلشَّفۡعِ وَٱلۡوَتۡرِ ٣ وَٱلَّيۡلِ إِذَا يَسۡرِ ٤
هَلۡ فِي ذَٰلِكَ قَسَمٞ لِّذِي حِجۡرٍ ٥ أَلَمۡ تَرَ كَيۡفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِعَادٍ ٦
إِرَمَ ذَاتِ ٱلۡعِمَادِ ٧ ٱلَّتِي لَمۡ يُخۡلَقۡ مِثۡلُهَا فِي ٱلۡبِلَٰدِ ٨ وَثَمُودَ ٱلَّذِينَ
جَابُواْ ٱلصَّخۡرَ بِٱلۡوَادِ ٩ وَفِرۡعَوۡنَ ذِي ٱلۡأَوۡتَادِ ١٠ ٱلَّذِينَ طَغَوۡاْ فِي
ٱلۡبِلَٰدِ ١١ فَأَكۡثَرُواْ فِيهَا ٱلۡفَسَادَ ١٢ فَصَبَّ عَلَيۡهِمۡ رَبُّكَ سَوۡطَ
عَذَابٍ ١٣ إِنَّ رَبَّكَ لَبِٱلۡمِرۡصَادِ ١٤ فَأَمَّا ٱلۡإِنسَٰنُ إِذَا مَا ٱبۡتَلَىٰهُ
رَبُّهُۥ فَأَكۡرَمَهُۥ وَنَعَّمَهُۥ فَيَقُولُ رَبِّيٓ أَكۡرَمَنِ ١٥ وَأَمَّآ إِذَا مَا ٱبۡتَلَىٰهُ
فَقَدَرَ عَلَيۡهِ رِزۡقَهُۥ فَيَقُولُ رَبِّيٓ أَهَٰنَنِ ١٦ كَلَّاۖ بَل لَّا تُكۡرِمُونَ
ٱلۡيَتِيمَ ١٧ وَلَا تَحَٰٓضُّونَ عَلَىٰ طَعَامِ ٱلۡمِسۡكِينِ ١٨ وَتَأۡكُلُونَ
ٱلتُّرَاثَ أَكۡلٗا لَّمّٗا ١٩ وَتُحِبُّونَ ٱلۡمَالَ حُبّٗا جَمّٗا ٢٠ كَلَّآۖ إِذَا
دُكَّتِ ٱلۡأَرۡضُ دَكّٗا دَكّٗا ٢١ وَجَآءَ رَبُّكَ وَٱلۡمَلَكُ صَفّٗا صَفّٗا ٢٢



(23) Përveç nëse ata ta kthejnë shpinën e mohojnë Allahun!
Ata mos i këshillo e as mos u merr me ta! (24) Allahu ka
për t'i dënuar ata me një dënim edhe më të madh se i atij
që nuk pati besuar kurrë. (25) Nuk ka dyshim se vetëm
tek Ne do të jetë kthimi i tyre, qofshin ata gjynahqarë,
besimtarë apo mohues. (26) Mandej është përgjegjësi e
Jona që t'ua bëjmë atyre llogarinë, në përputhje me atë
që kanë vepruar!

## SURJA "EL-FEXHR"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i përfundimit të tiranëve, urtësia e sprovimit dhe përkujtesa për Ahiretin.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për mëngjesin e hershëm dhe vlerën që ka kjo kohë për t'u afruar tek Allahu me faljen e sabahut!
(2) Betohem për dhjetë netët e Dhul'Hixhes dhe vlerën që ato kanë, për të arritur shpërblimin e madh të Allahut!
(3) Betohem për namazet e obliguara (e vullnetare), që falen çift dhe pasha namazin që falet tek - akshamin (e vitrin)!
(4) Për Natën e Kadrit e vlerën që ajo ka tek Allahu, që besimtari të ngrihet e lartësohet pa shumë mund!
(5) A nuk e gjen vallë një njeri i mençur e i vendosur, diçka për të medituar në këto betime?!
(6) A nuk e ke parë (o i Dërguar) se si veproi Zoti yt me fisin e Adit, pasi ata e shpërfillën Hudin,
(7) me pasardhësit e Iremit, të cilët nga fiziku i tyre i madh, kishin ndërtesa të larta e madhështore!
(8) Si ato ndërtesa e ato fizionomi trupore që ata kishin, Allahu nuk ka krijuar më askund nëpër tokë.
(9) Por çfarë bëri Zoti yt me fisin e Themudit, pasi ata ia mohuan Salihut mrekullinë? Ata ishin aq të fuqishëm, sa edhe shkëmbinjtë e maleve i copëtonin dhe i gdhendnin në luginën jo shumë larg jush.
(10) Çfarë bëri Zoti yt me Faraonin e ushtritë, që i qëndronin atij gatitu, si të ishin shtylla të ngulura?!
(11) Ata ishin popuj të cilët e patën tepruar me mizori e padrejtësi në tokë, duke kaluar çdo kufi me mohimin e tyre.
(12) Për shkak se ata qenë të prishur vetë, e shtuan edhe më shumë shkatërrimin e prishjen në tokë,
(13) dhe kështu Zoti yt (o i Dërguar) i fshikulloi ata me kamxhikun e vuajtjeve të njëpasnjëshme e i zhduku.
(14) Vërtet që Zoti yt (o i Dërguar) është në pritje të çdokujt që vepron si ata, sado i fuqishëm në qoftë!
(15) Sa i përket njeriut, nëse Zoti i tij e sprovon, me nderime e mirësi, ai thotë: "Zoti im më ka nderuar!"
(16) Mirëpo, nëse të njëjtin e vë në sprovë, me pakësimin e furnizimit, ai thotë: "Zoti im më ka poshtëruar!".
(17) Përkundrazi, ju jeni të tillë se ju doni që Zoti juaj t'ju nderojë, mirëpo ju nuk po e nderoni jetimin.
(18) Ju doni që t'ju shtohet furnizimi e, nga ana tjetër, ju nuk nxisni njëri-tjetrin për t'i ushqyer të varfërit.
(19) Ju doni që Ai të jetë Bujar me ju dhe, nga ana tjetër, hani trashëgiminë e femrave e të jetimëve, me një lakmi të pangopur, duke u bërë padrejtësi për shkak të pafuqisë së tyre.
(20) Ju doni që Allahu t'ju dojë e t'ju japë përparësi dhe, nga ana tjetër, ju e doni pasurinë më shumë se Atë.
(21) Përkundrazi, dashuria juaj ndaj Zotit tuaj do shihet Ditën e Gjykimit, kur Toka të bëhet copë e thërrmija,
(22) dhe kur Zoti yt (o i Dërguar) do vijë së bashku me engjëjt, të cilët i qëndrojnë Atij në radhë e rreshta.

### Mësime nga ajetet:

- Mirësia e shpërblimi i madh i faljes së sabahut, adhurimi në dhjetë netët e Dhul'Hixhes, namazit të natës, namazit të vitrit, largimi nga padrejtësia, nderimi i jetimit, mbajtja e drejtësisë etj.
- Ardhja e Allahut të Lartësuar në Ditën e Gjykimit, duhet kuptuar ashtu siç i përket Madhështisë së Tij pa e përngjasuar, pa e përshkruar, pa e shtrembëruar dhe pa e mohuar një ardhje të tillë.
- Allahu i sprovon njerëzit që ata të edukohen e të ndiejnë dhimbjen e të tjerëve e të mos bëhen mendjemëdhenj, por të bëhen robër të thjeshtë e bamirës ndaj atyre që i kanë nën veten.

وَجِاْيٓءَ يَوْمَئِذِۭ بِجَهَنَّمَۚ يَوْمَئِذٖ يَتَذَكَّرُ ٱلْإِنسَٰنُ وَأَنَّىٰ
لَهُ ٱلذِّكْرَىٰ ٢٣ يَقُولُ يَٰلَيْتَنِي قَدَّمْتُ لِحَيَاتِي ٢٤ فَيَوْمَئِذٖ
لَّا يُعَذِّبُ عَذَابَهُۥٓ أَحَدٞ ٢٥ وَلَا يُوثِقُ وَثَاقَهُۥٓ أَحَدٞ ٢٦ يَٰٓأَيَّتُهَا
ٱلنَّفْسُ ٱلْمُطْمَئِنَّةُ ٢٧ ٱرْجِعِيٓ إِلَىٰ رَبِّكِ رَاضِيَةٗ مَّرْضِيَّةٗ ٢٨
فَٱدْخُلِي فِي عِبَٰدِي ٢٩ وَٱدْخُلِي جَنَّتِي ٣٠

ترتيبها ٩٠ سُورَةُ البَلَدِ آياتها ٢٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

لَآ أُقْسِمُ بِهَٰذَا ٱلْبَلَدِ ١ وَأَنتَ حِلُّۢ بِهَٰذَا ٱلْبَلَدِ ٢ وَوَالِدٖ وَمَا وَلَدَ الحزب ٦٠
٣ لَقَدْ خَلَقْنَا ٱلْإِنسَٰنَ فِي كَبَدٍ ٤ أَيَحْسَبُ أَن لَّن يَقْدِرَ عَلَيْهِ
أَحَدٞ ٥ يَقُولُ أَهْلَكْتُ مَالٗا لُّبَدًا ٦ أَيَحْسَبُ أَن لَّمْ يَرَهُۥٓ أَحَدٌ
٧ أَلَمْ نَجْعَل لَّهُۥ عَيْنَيْنِ ٨ وَلِسَانٗا وَشَفَتَيْنِ ٩ وَهَدَيْنَٰهُ
ٱلنَّجْدَيْنِ ١٠ فَلَا ٱقْتَحَمَ ٱلْعَقَبَةَ ١١ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا ٱلْعَقَبَةُ ١٢
فَكُّ رَقَبَةٍ ١٣ أَوْ إِطْعَٰمٞ فِي يَوْمٖ ذِي مَسْغَبَةٖ ١٤ يَتِيمٗا ذَا مَقْرَبَةٍ
١٥ أَوْ مِسْكِينٗا ذَا مَتْرَبَةٖ ١٦ ثُمَّ كَانَ مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَتَوَاصَوْاْ
بِٱلصَّبْرِ وَتَوَاصَوْاْ بِٱلْمَرْحَمَةِ ١٧ أُوْلَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ ٱلْمَيْمَنَةِ ١٨



(23) Kur të sillet Xhehenemi në afërsi të njerëzve, duke u tërhequr me shtatëdhjetë mijë frerë, ku secili fre tërhiqet nga shtatëdhjetë mijë engjëj, atë ditë ka për t'i rënë ndërmend njeriut të mendojë si të shpëtojë. E nga i erdhi tashmë atij të menduarit, pasi më parë ai as që dëshironte që ta mendonte këtë ditë?! (24) Aty ai do thotë: "Ah, i mjeri unë! Sikur të isha përgatitur për jetën time të vërtetë!", por s'do i sjellë dobi. (25) Vetëm atë ditë ai do ta shikojë, se askush nuk mund të ndëshkojë si Unë! (26) Vetëm atë ditë ai do ta shikojë, se askush nuk mund të prangosë si Ai! - Kur Allahu përmend ndëshkimin e jobesimtarëve, Ai përmend edhe shpërblimin e besimtarëve, duke thënë: (27) O ti shpirt i qetë, që nuk i bën padrejtësi askujt dhe që nuk e humb besimin tek drejtësia e Zotit tënd! (28) Kthehu për tek Zoti yt, duke qenë i kënaqur me kënaqësinë e Tij! (29) Nxito e futu në mesin e adhuruesve të Mi, (30) dhe futu (pastaj) në Xhenetin Tim!

## SURJA "EL-BELED"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përshkrimi i mangësive të njeriut dhe i gjendjes së tij në mundime të përhershme, si dhe sqarimi i rrugës së shpëtimit.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për këtë vend (Mekën), që Allahu do të ta mundësojë ta çlirosh dhe të hysh në të triumfues, (2) dhe ti të jesh i lirë të bësh me këtë vend çfarë të duash për çdo mundim që ata ta kanë shkaktuar! (3) Betohem për dhembshurinë e prindit (Ibrahimit) e dashurinë e pasardhësit (Muhamedit), që është trashëgues i tij!
(4) Vërtet Ne e kemi krijuar njeriun zemërak, që zemërohet shpejt, që e nxjerr në shesh inatin e që tregohet i rrëmbyer dhe i papërmbajtur, duke hequr dorë prej veprave të mira dhe të obliguara.
(5) A mos vallë ky njeri mendon se atë nuk mund ta mbërthejë askush për këtë rrëmbim?! (Shih: Enbija:87)
(6) Thotë: "Kam shpenzuar pasuri të madhe, duke u bërë mirë njerëzve në nevojë e duke u dhuruar atyre!"
(7) A mos vallë ai mendon se nuk e ka parë askush, që po i thotë këto fjalë të shëmtuara e të nxituara?!
(8) Po a nuk ia kemi mundësuar Ne atij dy sytë, që ai të shikojë?!
(9) A nuk ia kemi dhënë Ne gjuhën dhe dy buzët e tij, që ai t'i përdorë?!
(10) A nuk i mundësuam Ne orientimin, që ai t'i arrinte dy të lartat (gjinjtë), kur ai ishte i sapolindur; duke i mësuar atij se si të thithte qumështin nga nëna e tij, ndërkohë që ai akoma nuk dinte asgjë?!
(11) Mirëpo, pasi u rrit, ai nuk zgjodhi të mundimshmen (të arsyeshmen), por i qëndroi instinkteve të veta.
(12) E ç'di ti (o i Dërguar) se çfarë është e mundimshmja (e arsyeshmja)?! (13) Ajo është çlirimi i një skllavi nga skllavëria, duke i dhuruar atij lirinë, siç e kanë gjithë njerëzit e tjerë, (14) apo dhënia ushqim njerëzve, në një kohë kur vendin e ka pllakosur uria dhe frika nga skamja, (15) veçanërisht, dhënia ushqim (mbështetja) një jetimi, të cilin mund ta ketë edhe prej rrethit të të afërmve, (16) apo dhënia ushqim një të varfëri që e ka këputur mjerimi, duke i shpëtuar jetën e duke i ofruar shpresë; (17) që të bëhej prej atyre që besojnë tek shpërblimi i Allahut për këto, prej atyre që urdhërojnë njëri-tjetrin për durim e qëndrueshmëri në vepra të mira; si dhe të jetë prej atyre që urdhërojnë njëri-tjetrin për t'u treguar të mëshirshëm ndaj të gjithë njerëzve.
(18) Pikërisht ata do të jenë edhe banorët e së djathtës, të cilëve do t'u jepet libri i veprave nga e djathta!

### Mësime nga ajetet:

- Prej profetësive të realizuara, që iu paralajmëruan të Dërguarit që në fillim të Islamit, ndërsa ai e besimtarët po vuanin mundimet e mohuesve, ishte se do të vinte një ditë e Zoti do bënte çfarë të donte me ata mohues. • Dhembshuria që kishte Ibrahimi për banorët e Mekës, kur i qe lutur Allahut për ta dhe dashuria që kishte pasardhësi i tij, Muhamedi, për të (Ibrahimin), e bëri Allahun të betohet në këtë lidhje mes tyre, e cila mori kuptim më tepër kur i Dërguari i fali të gjithë banorët e Mekës pas çlirimit të saj.
- Lirimi i një robi, dhënia ushqim në kohë skamjeje, besimi i Allahut e i të Dërguarit të Tij, besimi tek shpërblimi i Tij, urdhërimi për qëndrueshmëri e durim dhe urdhërimi për të qenë të mëshirshëm ndaj njerëzve, qofshin edhe jobesimtarë, janë vepra për të cilat Allahu e fut njeriun në Xhenet.





وَالَّذِينَ كَفَرُوا بِآيَاتِنَا هُمْ أَصْحَابُ الْمَشْأَمَةِ ﴿١٩﴾ عَلَيْهِمْ نَارٌ مُؤْصَدَةٌ ﴿٢٠﴾

سُورَةُ الشَّمْسِ — ترتيبها ٩١ — آياتها ١٥

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

وَالشَّمْسِ وَضُحَاهَا ﴿١﴾ وَالْقَمَرِ إِذَا تَلَاهَا ﴿٢﴾ وَالنَّهَارِ إِذَا جَلَّاهَا
﴿٣﴾ وَاللَّيْلِ إِذَا يَغْشَاهَا ﴿٤﴾ وَالسَّمَاءِ وَمَا بَنَاهَا ﴿٥﴾ وَالْأَرْضِ
وَمَا طَحَاهَا ﴿٦﴾ وَنَفْسٍ وَمَا سَوَّاهَا ﴿٧﴾ فَأَلْهَمَهَا فُجُورَهَا
وَتَقْوَاهَا ﴿٨﴾ قَدْ أَفْلَحَ مَنْ زَكَّاهَا ﴿٩﴾ وَقَدْ خَابَ مَنْ دَسَّاهَا
﴿١٠﴾ كَذَّبَتْ ثَمُودُ بِطَغْوَاهَا ﴿١١﴾ إِذِ انْبَعَثَ أَشْقَاهَا ﴿١٢﴾ فَقَالَ لَهُمْ
رَسُولُ اللَّهِ نَاقَةَ اللَّهِ وَسُقْيَاهَا ﴿١٣﴾ فَكَذَّبُوهُ فَعَقَرُوهَا فَدَمْدَمَ
عَلَيْهِمْ رَبُّهُمْ بِذَنْبِهِمْ فَسَوَّاهَا ﴿١٤﴾ وَلَا يَخَافُ عُقْبَاهَا ﴿١٥﴾

سُورَةُ اللَّيْلِ — ترتيبها ٩٢ — آياتها ٢١

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

وَاللَّيْلِ إِذَا يَغْشَىٰ ﴿١﴾ وَالنَّهَارِ إِذَا تَجَلَّىٰ ﴿٢﴾ وَمَا خَلَقَ الذَّكَرَ وَالْأُنْثَىٰ ﴿٣﴾
إِنَّ سَعْيَكُمْ لَشَتَّىٰ ﴿٤﴾ فَأَمَّا مَنْ أَعْطَىٰ وَاتَّقَىٰ ﴿٥﴾ وَصَدَّقَ بِالْحُسْنَىٰ ﴿٦﴾
فَسَنُيَسِّرُهُ لِلْيُسْرَىٰ ﴿٧﴾ وَأَمَّا مَنْ بَخِلَ وَاسْتَغْنَىٰ ﴿٨﴾ وَكَذَّبَ بِالْحُسْنَىٰ ﴿٩﴾



(19) Sa u përket atyre që i mohuan argumentet (mësimet) Tona, ata do të jenë banorët e shpresës së humbur(pesimizmit), të cilëve do t'u jepet libri nga e majta në Ditën e Gjykimit për atë që kanë bërë! (20) Ata do të jenë në një Zjarr hermetik, ashtu si edhe ata i kanë hermetizuar mirësitë e veta prej të tjerëve!

## SURJA "ESH-SHEMS"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Pohimi, përmes betimit më të gjatë në Kuran, i rëndësisë që ka pastrimi i shpirtit përmes adhurimeve dhe i humbjes së madhe nga përlyerja e tij me gjynahe.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për Diellin dhe dritën e tij, që pa të (o njerëz)- nuk do të ekzistonte asgjë e gjallë në tokë! (2) Betohem për Hënën, që ndjek dritën e Diellit, që ta përcjellë atë natën e ju të përllogarisni kohën! (3) Betohem për ditën, që ndriçon çka në tokë, që ju të punoni e të kërkoni prej të mirave të Tij! (4) Betohem edhe për natën, e cila mbulon gjithçka me errësirën e saj e që ju të pushoni e të gjeni prehje e qetësi! (5) Edhe për qiellin dhe Atë që e ka ndërtuar, duke e bërë të përshtatshëm e mbulesë për jetën në tokë. (6) Betohem për tokën dhe Atë që e ka shtruar, duke e bërë të përshtatshme për ju e për gjallërinë tuaj në të. (7) Për veten (qenien) e njeriut dhe Atë që e ka formuar, me ato veçori e me atë krijim (8) që e njohu me të keqen, por edhe ruajtjen prej së keqes së saj. (9) Vërtetë, që ka shpëtuar ai që e pastroi atë (veten), me pendim, me adhurim e me pranimin e udhëzimit! (10) Ndërsa vërtetë është shkatërruar ai që e poshtëroi atë, me idhujtari, me gjynahe, me mohim e padrejtësi! - Kur Allahu përmend humbjen e atyre që e kanë poshtëruar veten dhe e kanë mbuluar atë me gjynahe, Ai përmend si shembull popullin e Themudit, duke thënë: (11) Populli i Themudit e konsideroi gënjeshtër mrekullinë e Salihut, pikërisht me arrogancën e saj (vetes). (12) Ajo (egoja) e nxiti më fatkeqin e saj, të merrte guximin të bënte atë që askush nuk guxoi ta bënte. (13) I Dërguari i Allahut(Salihu) u pati thënë: "Kjo është Deveja (Mrekulli) e Allahut, që Ai e nxori nga shkëmbi ashtu siç e kërkuat, e kjo është koha kur ajo duhet të pijë ndaj mos e ngani e mos i bëni keq!" (14) Por ata e konsideruan atë (Salihun) gënjeshtar për paralajmërimin që u bëri e u ngritën dhe e therën devenë. Atëherë, Zoti u dha ndëshkimin atyre e ua bëri njësoj me arrogancën e saj (vetes së tyre)! (15) Pa iu frikësuar kundërvënies së egos se tyre, kushdo qofshin ata që i japin përparësi asaj përpara Allahut.

## SURJA "EL-LEJL"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përshkrimi i kategorive të njerëzve në lidhje me besimin dhe shpenzimin për hir të Allahut dhe sqarimi i gjendjes së secilit grup.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për natën, që mbështjell me errësirën e vet gjithçka, ku nevojitet dritë për t'u orientuar gjatë saj! (2) Betohem për ditën, që shndrit dhe e bën të qartë çdo gjë, pasi më parë nuk mund të shihnit asgjë! (3) Betohem për Atë që e ka krijuar mashkullin e femrën, përfshirë edhe babain e nënën tuaj të parë! (4) S'ka dyshim (o njerëz)- se veprat tuaja janë nga më të llojllojshmet, ashtu si edhe qëllimet tuaja! (5) E sa i përket atij që dhuroi, duke bërë bamirësi e u ruajt prej të keqes së vetes e poshtërsisë së saj, (6) dhe i besoi mirësisë së kësaj Shpalljeje apo mirësisë së Xhenetit, (7) atij Ne kemi për t'ia lehtësuar rrugën për tek e lehta, si në këtë botë, ashtu edhe në Ditën e Llogarisë! (8) E sa i përket atij që u tregua dorështrënguar e mendoi se nuk kishte nevojë të besonte, (9) madje e konsideroi gënjeshtër mirësinë e kësaj Shpalljeje apo mirësinë e Xhenetit,

### Mësime nga ajetet:

• Rëndësia që ka pastrimi i shpirtit, përmirësimi e edukimi i vetes për të fituar kënaqësinë e Allahut. • Njerëzit që e mbështesin veprimin e një krimineli apo gjynahqari janë bashkëfajtorë në atë gjynah dhe se, ashtu siç sillet njeriu ndaj Allahut dhe argumenteve të Tij, ashtu ka për t'ia sjellë edhe Allahu ndëshkimin. • Veprat e njerëzve janë të ndryshme, por duke iu referuar bujarisë e kopracisë, bëhet edhe dallimi mes tyre. • Çdo rrugë është lehtësuar për atë që dëshiron ta ndjekë, qoftë kjo rruga e adhurimit apo e gjynaheve.

فَسَنُيَسِّرُهُۥ لِلْعُسْرَىٰ ﴿١٠﴾ وَمَا يُغْنِي عَنْهُ مَالُهُۥٓ إِذَا تَرَدَّىٰٓ ﴿١١﴾ إِنَّ عَلَيْنَا
لَلْهُدَىٰ ﴿١٢﴾ وَإِنَّ لَنَا لَلْءَاخِرَةَ وَٱلْأُولَىٰ ﴿١٣﴾ فَأَنذَرْتُكُمْ نَارًا تَلَظَّىٰ ﴿١٤﴾
لَا يَصْلَىٰهَآ إِلَّا ٱلْأَشْقَى ﴿١٥﴾ ٱلَّذِى كَذَّبَ وَتَوَلَّىٰ ﴿١٦﴾ وَسَيُجَنَّبُهَا
ٱلْأَتْقَى ﴿١٧﴾ ٱلَّذِى يُؤْتِى مَالَهُۥ يَتَزَكَّىٰ ﴿١٨﴾ وَمَا لِأَحَدٍ عِندَهُۥ مِن نِّعْمَةٍ
تُجْزَىٰٓ ﴿١٩﴾ إِلَّا ٱبْتِغَآءَ وَجْهِ رَبِّهِ ٱلْأَعْلَىٰ ﴿٢٠﴾ وَلَسَوْفَ يَرْضَىٰ ﴿٢١﴾

## سُورَةُ الضُّحَىٰ

ترتيبها ٩٣ — آياتها ١١

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلضُّحَىٰ ﴿١﴾ وَٱلَّيْلِ إِذَا سَجَىٰ ﴿٢﴾ مَا وَدَّعَكَ رَبُّكَ وَمَا قَلَىٰ ﴿٣﴾
وَلَلْءَاخِرَةُ خَيْرٌ لَّكَ مِنَ ٱلْأُولَىٰ ﴿٤﴾ وَلَسَوْفَ يُعْطِيكَ رَبُّكَ
فَتَرْضَىٰٓ ﴿٥﴾ أَلَمْ يَجِدْكَ يَتِيمًا فَـَٔاوَىٰ ﴿٦﴾ وَوَجَدَكَ ضَآلًّا فَهَدَىٰ
﴿٧﴾ وَوَجَدَكَ عَآئِلًا فَأَغْنَىٰ ﴿٨﴾ فَأَمَّا ٱلْيَتِيمَ فَلَا تَقْهَرْ ﴿٩﴾
وَأَمَّا ٱلسَّآئِلَ فَلَا تَنْهَرْ ﴿١٠﴾ وَأَمَّا بِنِعْمَةِ رَبِّكَ فَحَدِّثْ ﴿١١﴾

## سُورَةُ الشَّرْح

ترتيبها ٩٤ — آياتها ٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَلَمْ نَشْرَحْ لَكَ صَدْرَكَ ﴿١﴾ وَوَضَعْنَا عَنكَ وِزْرَكَ ﴿٢﴾ نصف الحزب ٦٠



(10) atij Ne kemi për t'ia lehtësuar rrugën për tek e vështira, si në këtë botë, edhe Ditën e Llogarisë! (11) E kur të këtë përfunduar në atë vështirësi, qoftë në këtë botë apo tjetrën, atij nuk ka për t'i sjell atij asnjë dobi pasuria për shkak të së cilës është treguar dorështrënguar apo mohues. (12) Vërtet, çështja e udhëzimit të tyre për ta pranuar këtë Rrugë të Drejtë, na përket vetëm Neve! (13) Po ashtu, vetëm Ne na përket ajo jetë, ashtu siç na përket edhe kjo jetë. Prandaj askush të mos mendojë se ajo Mirësi (Udhëzimi apo Xheneti )do t'i jepet dikujt, pa u parë tek ai njeri mirësia e tij! (14) Unë (o njerëz) tashmë ju kam paralajmëruar për një Zjarr të ndezur flakë, (15) në të cilin ka për t'u futur vetëm ai që ishte më i poshtri, që më mohoi Mua e të dërguarit e Mi, (16) i cili e konsideroi gënjeshtër paralajmërimin Tim dhe i ktheu shpinën Udhëzimit Tim! (17) Ashtu sikurse prej tij (Zjarrit të ndezur flakë) ka për të shpëtuar tërësisht vetëm ai që ka qenë më i ruajturi, (18) i cili e jep pasurinë e vet (zekatin) për t'u pastruar prej gjynaheve e të këqijave të veta, për hir të Allahut, (19) dhe jo për hir të dikujt tjetri, duke dëshiruar që ata t'ia kthejnë me një tjetër mirësi apo që ta shpërblejnë, (20) por vetëm ai që e jep për të fituar kënaqësinë e Zotit të vet- më të Lartit, që Ai të jetë i Kënaqur me të. (21) Nuk ka dyshim se, pas kësaj, edhe ai do të jetë i kënaqur prej Tij, në këtë botë e në Ditën e Llogarisë!

## SURJA "ED-DUHA"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përshkrimi i përkujdesjes së Allahut ndaj Profetit të Tij që nga fillimi e deri në fund.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për paraditen, që me ndriçimin dhe gjallërinë e saj ngjan me dritën dhe gjallërisë e kësaj feje! (2) Betohem edhe për natën, që me errësirën dhe ftohjen e saj, ngjason me errësirën dhe humbjen e jobesimtarëve! (3) Asnjëherë (o i Dërguar) Zoti yt nuk ka hequr dorë prej teje e as nuk të ka urryer, siç pretendonin idhujtarët! (4) Po edhe nëse ti vdes, në të vërtetë, Ahireti (Përjetësia) është jetë shumë më e mirë për ty sesa kjo jetë. (5) Së shpejti (o i Dërguar) Zoti yt ka për të të dhënë mirësi të tjera dhe ti do të jesh i kënaqur! (6) Vallë, a nuk të gjeti Ai ty jetim, kur tek ti dërgoi engjëjt për të të pastruar kraharorin e të bëri strehim, duke të rritur në familjen e famshme të gjyshit tënd, Abdul Mutalibit, e pastaj tek xhaxhai yt Ebu Talibi?! (7) A nuk të gjeti të humbur, kur të solli Shpalljen e të udhëzoi, që të kuptosh të Vërtetën e Tij - Teuhidin?! (8) A nuk ishte Ai që të gjeti të varfër në të gjitha drejtimet dhe të bëri të mos ia kesh nevojën askujt?! (9) Prandaj, mos e nënvlerëso asnjëherë jetimin, pasi Unë jam gjithmonë Kujdestari dhe Ndihmuesi i Tij! (10) E mos e përbuz asnjëherë lypësin, duke e përzënë atë me vrazhdësi e ashpërsi, që ai të mos kthehet, pasi Unë jam Kujdestari dhe Ndihmuesi i Tij, edhe nëse të gjithë njerëzit do hiqnin dorë prej tij! (11) E sa u përket këtyre mirësive(ajeteve, porosive e udhëzimeve) të Zotit tënd, folu njerëzve sa më shumë për to!

## SURJA "EL-INSHIRAH"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përmendja e bamirësisë së Allahut ndaj Profetit të Tij ﷺ, duke ia plotësuar atij të gjitha mirësitë shpirtërore.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Ne ta zgjeruam gjoksin, o i Dërguar, dhe ta bëmë të dashur pranimin e Shpalljes. (2) Dhe t'i falëm gjynahet e kaluara e ta lehtësuam barrën e ditëve të kohës së injorancës,

### Mësime nga ajetet:

- Pozita e të Dërguarit tek Zoti i tij nuk i është dhënë askujt tjetër.
- Mirënjohja që robi duhet të tregojë ndaj Zotit të vet është një e drejtë e Zotit, që kërkon falënderim.
- Allahu e ka vënë në sprovë mirësinë e bujarinë e të pasurit, nëpërmjet nevojës së të varfërve e të pafuqishmëve, si dhe ka bërë dallime mes njerëzve, në mënyrë që t'i shërbejnë njëri-tjetrit.



(3) të cilat ta përkulën shpinën, duke të të rënduar e duke të ta bërë të vështirë ecjen mes njerëzve?! (4) A nuk ta ngritëm ty lart famën tënde, duke ia mbyllur gojën çdokujt që u përpoq të fliste kundër teje?! (5) Kështu, bashkë me vështirësinë dhe ngushticën, vijnë lehtësimi, zgjerimi dhe rrugëdalja. (6) Vërtet, bashkë me vështirësinë vijnë lehtësimi, zgjerimi dhe rrugëdalja. Kur ta mësosh këtë, mos lejo që persekutimi nga popullit yt të të tmerrojë dhe të të sprapsë nga thirrja në Rrugë të Allahut! (7) Prandaj, kur të mbarosh përgjegjësitë e tua, fillo menjëherë me leximin e Kuranit e me adhurimin e Tij! (8) Në çdo gjë që bën, vetëm tek Zoti yt (Kënaqësia e Tij) mbaje synimin, që të shpërblehesh për çdo punë!

 **SURJA "ET-TIN"** 

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përmendja e të mirave për të cilat njeriu i detyrohet Allahut, siç janë pastërtia e natyrës dhe harmonia e fizikut të tij, apo përsosmëria e Mesazhit Përmbyllës Hyjnor.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për fikun dhe ullirin, tokën e profetëve, ku Allahu i shpalli Isait Ungjillin! (2) Betohem për Turi Sinain, malin pranë asaj toke, ku Allahu i shpalli Musait Teuratin (3) Betohem edhe për këtë qytet të sigurt, Mekën, ku Allahu të shpalli Kuranin. (4) Vërtet, Ne e kemi krijuar njeriun në formën më të përkryer e më të përshtatshme, për të më adhuruar. (5) Pastaj, kur ai u tregua mosmirënjohës dhe mohues, Ne e kthyem atë në një nivel më të ulët se kafshët. (6) Përveç atyre që besuan Allahun, të dërguarit e Tij, shpalljet dhe Ditën e Gjykimit, si dhe bënë vepra të mira! Për ta janë përgatitur shpërblime të pafundme, për të cilat nuk do lodhen më kurrë. (7) E pas kësaj të vërtete, ç'të shtyn ty (o njeri i arsyeshëm që ta përgënjeshtrosh Ditën e Gjykimit? (8) A nuk është Allahu Gjykatësi i Vetëm me gjykimin më të drejtë?! E si të mos e gjykojë Ai padrejtësinë?!

**SURJA "EL-ALAK"**

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Gjendja e njeriut midis udhëzimit nëpërmjet Shpalljes Hyjnore dhe humbjes për shkak të mendjemadhësisë dhe padituristë.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Lexo (o i Dërguar) atë që po të shpallet, duke e filluar në emër të Zotit tënd, i Cili ka krijuar gjithçka! (2) Në emrin e Atij që krijoi njeriun nga një pikë gjaku të varur e të mpiksur në mitrën e femrës, që e lindi. (3) Lexo, sepse Zoti yt, është el-Ekram (më i Nderuari, Fisniku e Bujari), sa mendja e njeriut nuk mund ta rrokë! (4) Është Ai i Cili ia mundësoi njeriut që të dijë të shkruajë me laps, duke ia trashëguar këtë dije të tjerëve. (5) Është Ai që ia mësoi njeriut atë që ai kurrë nuk e ka ditur; e që pastaj ai e konsideroi si të ishte e vetja! (6) Përkundrazi! Vërtet që njeriu dëshiron t'i kalojë kufijtë, të tregohet mosmirënjohës dhe arrogant. (7) E kjo, vetëm sepse ai mendon se është i vetëmjaftueshëm për t'u drejtuar e për t'u udhëzuar në jetë. (8) Nuk ka dyshim se vetëm tek Krijuesi yt (o i Dërguar) do të jetë kthimi, por njerëzit nuk e presin këtë! (9) Ç'mendon (o i Dërguar) për dikë që, në vend që ta njohë Krijuesin e vet, ai merr guximin dhe pengon (10) një njeri (adhurues), i cili është duke u falur për të qenë mirënjohës ndaj Krijuesit të vet dhe sa më afër Tij?! (11) Ç'mendon (o i Dërguar) nëse ky adhurues është i udhëzuar prej Krijuesit të vet në rrugë të drejtë, (12) apo, që i thërret e i porosit njerëzit të ruhen prej idhujtarisë, gjynaheve, poshtërsive e padrejtësive?!

### Mësime nga ajetet:

• Nderimi që Allahu i Madhëruar i bëri Profetit të Tij (Paqja qoftë me të!), duke ia lartësuar emrin. • Kënaqësia e Allahut duhet të jetë qëllimi dhe synimi i bërjes së çdo vepre, që Ai të shpërblejë për të. • Rëndësia e leximit dhe e shkrimit në Islam. • Rreziku që mbart pasuria kur ajo e shtyn njeriun në mendjemadhësi dhe largimin nga e Vërteta. • Pengimi i së mirës dhe i predikuesve të saj është cilësi e jobesimtarëve.

أَرَءَيۡتَ إِن كَذَّبَ وَتَوَلَّىٰٓ ١٣ أَلَمۡ يَعۡلَم بِأَنَّ ٱللَّهَ يَرَىٰ ١٤ كَلَّا لَئِن لَّمۡ يَنتَهِ
لَنَسۡفَعَۢا بِٱلنَّاصِيَةِ ١٥ نَاصِيَةٖ كَٰذِبَةٍ خَاطِئَةٖ ١٦ فَلۡيَدۡعُ نَادِيَهُۥ ١٧
سَنَدۡعُ ٱلزَّبَانِيَةَ ١٨ كَلَّا لَا تُطِعۡهُ وَٱسۡجُدۡ وَٱقۡتَرِب ۩ ١٩ سجدة

**سُورَةُ القَدۡرِ** — ترتيبها ٩٧ — آياتها ٥

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِنَّآ أَنزَلۡنَٰهُ فِي لَيۡلَةِ ٱلۡقَدۡرِ ١ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا لَيۡلَةُ ٱلۡقَدۡرِ ٢
لَيۡلَةُ ٱلۡقَدۡرِ خَيۡرٞ مِّنۡ أَلۡفِ شَهۡرٖ ٣ تَنَزَّلُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ وَٱلرُّوحُ فِيهَا
بِإِذۡنِ رَبِّهِم مِّن كُلِّ أَمۡرٖ ٤ سَلَٰمٌ هِيَ حَتَّىٰ مَطۡلَعِ ٱلۡفَجۡرِ ٥

**سُورَةُ البَيِّنَةِ** — ترتيبها ٩٨ — آياتها ٨

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

لَمۡ يَكُنِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ مِنۡ أَهۡلِ ٱلۡكِتَٰبِ وَٱلۡمُشۡرِكِينَ مُنفَكِّينَ حَتَّىٰ
تَأۡتِيَهُمُ ٱلۡبَيِّنَةُ ١ رَسُولٞ مِّنَ ٱللَّهِ يَتۡلُواْ صُحُفٗا مُّطَهَّرَةٗ ٢ فِيهَا كُتُبٞ
قَيِّمَةٞ ٣ وَمَا تَفَرَّقَ ٱلَّذِينَ أُوتُواْ ٱلۡكِتَٰبَ إِلَّا مِنۢ بَعۡدِ مَا جَآءَتۡهُمُ
ٱلۡبَيِّنَةُ ٤ وَمَآ أُمِرُوٓاْ إِلَّا لِيَعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ
حُنَفَآءَ وَيُقِيمُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَيُؤۡتُواْ ٱلزَّكَوٰةَۚ وَذَٰلِكَ دِينُ ٱلۡقَيِّمَةِ ٥



(13) Ç'mendon (o i Dërguar) nëse ai pengues, është duke i konsideruar gënjeshtra porositë Tona e po ua kthen shpinën argumenteve Tona, duke i refuzuar dhe duke mos i pranuar për shkak të mospërfilljes?! (14) A nuk e di ai se Allahu shikon?! (15) Përkundrazi! Nëse ai nuk i jep fund kësaj sjelljeje arrogante, Ne do e kapim atë prej ballukesh, (16) do ta kapim për ballukesh për çdo gënjeshtër dhe për çdo vendim të fajshëm dhe gjynahqar!
(17) Kështu që, le të vazhdojë ta thërrasë shoqërinë e vet, që të të kundërvihen ty, në këtë që ti po i thërret, (18) Se edhe Ne kemi për t'i thirrur Zebanijtë (rojet e Skëterrës) kundër tyre, kur të tërhiqen për në Zjarr! (19) Përkundrazi! Kurrsesi, mos e ndiq në asnjë kompromis, por bjeri në sexhde Zotit tënd e afroju (me sexhde)!

## SURJA "EL-KADR"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Sqarimi i vlerës së Natës së Kadrit.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Me të vërtetë, Ne e kemi zbritur Kuranin në Natën e Kadrit.
(2) E ç'mund të dish ti (o i Dërguar) se çfarë është Nata e Kadrit?!
(3) Nata e Kadrit, për shkak të zbritjes së Kuranit në të, është më e vlefshme se një mijë muaj, duke jua shumëfishuar në të shpërblimin e adhurimeve tuaja,si t'i kishit bërë ato për më shumë se një mijë muaj.
(4) Atë natë, engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), me Urdhrin e Zotit të tyre, zbresin për çdo çështje që Allahu ka vendosur për robërit e Vet për vitin që vjen, qoftë furnizim, lindje, vdekje, varfëri etj.
(5) Ajo natë është selam (paqe, shpëtim dhe mirësi), nga perëndimi e deri në lindjen e diellit të ditës tjetër.

## SURJA "EL-BEJJINE"
*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Përshkrimi i plotësisë dhe i qartësisë së Mesazhit Muhamedan.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Mohuesit që mohuan këtë Kuran nuk kishin asnjë dallim prej ndjekësve të Librave të mëparshëm dhe idhujtarëve paganë, që nuk besonin në shpalljen hyjnore e as Ditën e Gjykimit, derisa atyre iu shfaq e qarta! Asnjëra palë nuk kishte të drejtë ta mohonte të Dërguarin, as ndjekësit e Librave që e prisnin dhe as idhujtarët që e patën në mesin e tyre! Ajo e qartë e vërtetë ishte:
(2) Një i dërguar nga Allahu, që reciton Shkrime të Shenjta.
(3) Në to gjenden kapituj të fuqishëm me vendime të prera.
(4) Ndjekësit Librave të mëparshëm u përçanë në lidhje me profetësinë që ata e prisnin, e, kur atyre u erdhi argumenti i qartë dhe duhej ta ndiqnin, ata s'e bënë këtë.
(5) Ata nuk i urdhëruam për tjetër gjë, por vetëm që ta adhuronin Allahun me sinqeritet dhe sipas fesë së Tij, duke ia përkushtuar besimin vetëm Atij, si njësues të Tij; që të falin namazin, siç Ai ia mësoi të Dërguarin e Vet; të japin zekatin, për të pastruar pasurinë e tyre e për të ndihmuar njerëzit në nevojë; e ta pranonin pra, edhe ata se kjo është feja e fuqishme dhe e drejtë, që ata e prisnin t'u vinte.

### Mësime nga ajetet:
• Mirësia e madhe që ka Nata e Kadrit në krahasim me netët e tjera dhe shfrytëzimi i saj me adhurim. • Sinqeriteti në adhurim dhe kryerja e adhurimit siç ka vepruar i Dërguari i fundit janë dy kushtet themelore që Allahu ta pranojnë atë adhurim dhe të shpërblejë për të. • Mohuesit janë krijesat më të këqija e më të dëmshme, ndërsa besimtarët janë krijesat më të mira e më të dobishme. • Përputhja e ligjeve në esencë, duhej të ishte argumenti më i mjaftueshëm që mohuesit ta pranonin Mesazhin.

إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ مِنۡ أَهۡلِ ٱلۡكِتَٰبِ وَٱلۡمُشۡرِكِينَ فِي نَارِ جَهَنَّمَ
خَٰلِدِينَ فِيهَآۚ أُوْلَٰٓئِكَ هُمۡ شَرُّ ٱلۡبَرِيَّةِ ٦ إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ أُوْلَٰٓئِكَ هُمۡ خَيۡرُ ٱلۡبَرِيَّةِ ٧ جَزَآؤُهُمۡ
عِندَ رَبِّهِمۡ جَنَّٰتُ عَدۡنٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ
فِيهَآ أَبَدٗاۖ رَّضِيَ ٱللَّهُ عَنۡهُمۡ وَرَضُواْ عَنۡهُۚ ذَٰلِكَ لِمَنۡ خَشِيَ رَبَّهُۥ ٨

## سُورَةُ ٱلزَّلْزَلَةِ

ترتيبها ٩٩ — آياتها ٨

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا زُلۡزِلَتِ ٱلۡأَرۡضُ زِلۡزَالَهَا ١ وَأَخۡرَجَتِ ٱلۡأَرۡضُ أَثۡقَالَهَا ٢ وَقَالَ
ٱلۡإِنسَٰنُ مَا لَهَا ٣ يَوۡمَئِذٖ تُحَدِّثُ أَخۡبَارَهَا ٤ بِأَنَّ رَبَّكَ أَوۡحَىٰ لَهَا
٥ يَوۡمَئِذٖ يَصۡدُرُ ٱلنَّاسُ أَشۡتَاتٗا لِّيُرَوۡاْ أَعۡمَٰلَهُمۡ ٦ فَمَن يَعۡمَلۡ
مِثۡقَالَ ذَرَّةٍ خَيۡرٗا يَرَهُۥ ٧ وَمَن يَعۡمَلۡ مِثۡقَالَ ذَرَّةٖ شَرّٗا يَرَهُۥ ٨

## سُورَةُ ٱلْعَادِيَاتِ

ترتيبها ١٠٠ — آياتها ١١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلۡعَٰدِيَٰتِ ضَبۡحٗا ١ فَٱلۡمُورِيَٰتِ قَدۡحٗا ٢ فَٱلۡمُغِيرَٰتِ
صُبۡحٗا ٣ فَأَثَرۡنَ بِهِۦ نَقۡعٗا ٤ فَوَسَطۡنَ بِهِۦ جَمۡعًا ٥



(6) Vërtetë ata që mohuan, qofshin prej ndjekësve të Librave të mëparshëm, apo prej idhujtarëve paganë, kanë për të qenë në Zjarrin e Xhehenemit, ku do të jenë të përjetshëm. Pikërisht ata janë krijesa të këqija, sepse ata nuk i besuan madhështisë, fuqisë, urtësisë e vendimit të Zotit të tyre.
(7) Ndërsa ata që besuan e bënë vepra të mira, pikërisht ata janë edhe krijesat më të mira.
(8) Shpërblimi për ta, tek Zoti i tyre, do të jenë kopshtet e Xhenetit të Adnit, nën kështjellat e pemët e të cilave rrjedhin lumenj, ku ata do të jenë përjetësisht. Allahu është i Kënaqur prej besimit e veprave të tyre e ata janë të kënaqur prej shpërblimit të Tij. Ky është shpërblimi për ata që druhen prej Zotit të vet, duke i zbatuar porositë e Tij e duke u larguar prej ndalesave.

## SURJA "EZ-ZELZELE"

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përkujtesë për tmerret e Ditës së Kiametit dhe rreptësinë e dhënies së llogarisë me imtësi.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kur të shkundet toka, me shkundjen e saj të llahtarshme,
(2) e kur t'i nxjerrë toka të vdekurit e të varrosurit, që ka mbajtur brenda saj,
(3) e kur të thotë njeriu: "Ç'ka që vazhdon të dridhet, edhe pasi i ka nxjerrë njerëzit prej saj?!"
(4) Atë ditë ajo ka për të rrëfyer tregimet e veta, për çdo krim e vrasje që ka ndodhur mbi të,
(5) pasi, është Zoti yt (o i Dërguar) Ai që e ka urdhëruar ta bëjë këtë, se ajo ka qenë dëshmitare për të.
(6) Ajo do jetë dita, kur njerëzit, të shpërndarë sipas brezave të tyre, do paraqiten të shohin veprat e tyre.
(7) Prandaj, kush e bën një të mirë, qoftë ajo edhe sa masa e një grimce, ka për ta parë atë.
(8) Dhe kush e bën vepra të këqija sa pesha e një milingone sërish ka për ta parë atë.

## SURJA "EL-ADIJAT"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralamërimi i njeriut nga mosmirënjohja dhe lakmia, duke i kujtuar atij Ahiretin që e pret.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për vrapuesit, kur vrapojnë furishëm e teksa dihasin e frymojnë fuqishëm nga vrulli!
(2) Kur patkojtë e tyre nxjerrin shkëndija, nga fuqia e përplasjes me gurët!
(3) Kur xhelozojnë, duke garuar mes tyre që në mëngjes herët, kush të arrijë i pari!
(4) E për shkak të këtij vrulli mes tyre, ata e ngrenë pluhurin deri në qiell.
(5) Kështu, ata hidhen mu në mes të armikut, duke sakrifikuar edhe jetët për të zotët e vet!

### Mësime nga ajetet:

- Frikërespekti ndaj Allahut bën që njeriu të fitojë kënaqësinë e Tij, si në këtë botë, edhe në tjetrën.
- Toka ka për të qenë dëshmitare e shumë gjërave që njerëzit i kanë bërë e fshehur në brendësi të saj.

إِنَّ ٱلْإِنسَٰنَ لِرَبِّهِۦ لَكَنُودٌ ٦ وَإِنَّهُۥ عَلَىٰ ذَٰلِكَ لَشَهِيدٌ ٧ وَإِنَّهُۥ لِحُبِّ
ٱلْخَيْرِ لَشَدِيدٌ ٨ ۞ أَفَلَا يَعْلَمُ إِذَا بُعْثِرَ مَا فِى ٱلْقُبُورِ ٩ ثلاثة أرباع الحزب ٦٠
وَحُصِّلَ مَا فِى ٱلصُّدُورِ ١٠ إِنَّ رَبَّهُم بِهِمْ يَوْمَئِذٍ لَّخَبِيرٌۢ ١١

ترتيبها ١٠١ سُورَةُ القَارِعَةِ آياتها ١١

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ٱلْقَارِعَةُ ١ مَا ٱلْقَارِعَةُ ٢ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا ٱلْقَارِعَةُ ٣ يَوْمَ
يَكُونُ ٱلنَّاسُ كَٱلْفَرَاشِ ٱلْمَبْثُوثِ ٤ وَتَكُونُ ٱلْجِبَالُ
كَٱلْعِهْنِ ٱلْمَنفُوشِ ٥ فَأَمَّا مَن ثَقُلَتْ مَوَٰزِينُهُۥ ٦ فَهُوَ فِى
عِيشَةٍ رَّاضِيَةٍ ٧ وَأَمَّا مَنْ خَفَّتْ مَوَٰزِينُهُۥ ٨ فَأُمُّهُۥ هَاوِيَةٌ
٩ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا هِيَهْ ١٠ نَارٌ حَامِيَةٌۢ ١١

ترتيبها ١٠٢ سُورَةُ التَّكَاثُرِ آياتها ٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَلْهَىٰكُمُ ٱلتَّكَاثُرُ ١ حَتَّىٰ زُرْتُمُ ٱلْمَقَابِرَ ٢ كَلَّا سَوْفَ تَعْلَمُونَ ٣ ثُمَّ
كَلَّا سَوْفَ تَعْلَمُونَ ٤ كَلَّا لَوْ تَعْلَمُونَ عِلْمَ ٱلْيَقِينِ ٥ لَتَرَوُنَّ ٱلْجَحِيمَ ٦
ثُمَّ لَتَرَوُنَّهَا عَيْنَ ٱلْيَقِينِ ٧ ثُمَّ لَتُسْـَٔلُنَّ يَوْمَئِذٍ عَنِ ٱلنَّعِيمِ ٨



(6) Me të vërtetë, që njeriu është një bukëshkalë i madh ndaj Zotit të vet, i Cili e krijoi dhe i dha fuqi, (7) dhe se këtë, sigurisht, edhe ai vetë e dëshmon hapur, me mosmirënjohjen ndaj Tij! (8) Në të vërtetë, ai e bën këtë vetëm sepse është një lakmitar i të mirave materiale dhe pasurisë. (9) Po, a nuk e di ai se, kur të nxirren ata që janë në varre e të thirren për të dalë para Llogarisë, (10) kur të kenë dalë në shesh ato lëndime që mbahen në zemra, ç'do të ndodhë me atë njeri?! (11) Vërtetë që Zoti i tyre, atë ditë, është më i Mirinformuari për çdo gjë që ata kanë bërë!

## SURJA "EL-KARIAH"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Lebetitja i zemrave, sjellja në vëmendje e tmerreve të Ditës së Kiametit dhe dallimet mes njerëzve ne peshoren e veprave.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Ajo do të jetë një goditje e madhe për ta! (2) Po çfarë do të jetë ajo goditje e madhe, vallë?! (3) E ç'di ti (o i Dërguar) se çfarë do jetë ajo goditje?! (4) Ditën kur njerëzit do të fluturojnë si flutura të shpërndara, prej asaj goditjeje, (5) e malet të jenë bërë si një lesh i shprishur. Atë ditë ka për ta kuptuar njeriu se ç'është goditja e Tij! (6) E sa i përket atij, të cilit veprat e mira i peshojnë rëndë në peshore, krahasuar me veprat e këqija, (7) atë ditë, atij do t'i mundësohet një përjetim kënaqësie, që do ta bëjë të harrojë çdo vuajtje të jetës. (8) E sa i përket e atij, që veprat e mira i peshojnë lehtë në peshore, krahasuar me veprat e këqija, (9) nëna e tij (strehimi) që ka për ta përqafuar (mbështjellë) atë do jetë dëshiruesja(Gremina) e Xhehenemit.
(10) E ç'di ti (o i Dërguar) se çfarë është ajo?! (11) Ajo është Flaka e Zjarrit në kulmin e saj!

## SURJA "ET-TEKATHUR"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi i atyre që lakmojnë të shtojnë pasurinë dhe janë të pakujdesshëm në këtë jetë, duke u kujtuar varrin dhe llogaridhënien.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Ju (o njerëz)- ju ka hutuar rivaliteti me njëri-tjetrin, për të shtuar sa më shumë të mirat e kësaj bote, (2) deri ditën kur t'ju vijë vdekja e të vizitoni varret. Atëherë do hiqni dorë nga kjo që jeni duke vepruar! Apo mos mendoni vallë, se kjo pasuri ka për t'ju afruar edhe më shumë tek Allahu i Madhëruar?! (3) Përkundrazi! Së shpejti keni për ta kuptuar! Kur ta shihni se ajo veç sa ka për t'ju rënduar, kur Allahu i Madhëruar t'ju marrë në llogari për gjithçka që keni depozituar! Apo mos mendoni vallë, se Ai nuk ka për t'ju marrë në llogari edhe për pasurinë e fituar?! (4) Përkundrazi! Së shpejti keni për ta kuptuar, kur të pyeteni se ku e keni fituar e ku e keni shpenzuar. Apo mos jeni duke menduar se tashmë ju keni besuar dhe bindja juaj ka për t'ju shpëtuar?! (5) Përkundrazi! Nëse do ta dinit (besonit) këtë që po ju thuhet, me një dije (bindje) të sigurt. (6) Me siguri që keni për ta përfytyruar edhe Xhehenemin! (7) Pastaj, sigurisht, që keni për ta përfytyruar atë sikur të ishit duke e parë me sytë tuaj! (8) Sigurisht që keni për t'u pyetur atë ditë për të gjitha mirësitë dhe kënaqësitë e dynjasë!

### Mësime nga ajetet:

- Rreziku i shtimit të pasurisë për t'u krenuar e për t'u mburrur dhe jo me qëllim për t'u shërbyer njerëzve.
- Varri është vetëm një vend vizite e shpejtë, ku njerëzit janë kalimtarë në të për në përjetësinë e tyre.
- Njerëzit kanë për t'u pyetur Ditën e Gjykimit për të gjitha mirësitë, me të cilat Allahu i ka begatuar ata në jetën e kësaj bote. Sa më shumë pasuri të ketë pasur njeriu, aq më shumë llogari do japë për të.
- Të gjithë njerëzit për nga natyra e tyre janë të dhënë pas lakmisë për të shtuar pasuri, por nëse njeriu dëshiron që të shpëtojë prej saj, duhet ta fitojë në hallall, me djersë, si dhe të dhurojë sa të mundet për bamirësi.



## SURJA "EL-ASR"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Shkaqet e shpëtimit nga humbja.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Betohem për Pasditen, kohën e cila tregon se nuk ka mbetur shumë prej ditës. (2) Vërtet që njeriu, me dhënien pas kësaj bote, është në humbje të sigurt kohe, energjish e përpjekjesh. (3) Përveç atyre që e kanë besuar Allahun, të Dërguarin e Tij dhe Ditën e Gjykimit, të cilët e kanë shfrytëzuar kohën për të bërë vepra të mira, duke këshilluar njëri-tjetrin t'i përmbahen së Vërtetës e të jenë të durueshëm e të qëndrueshëm në fatkeqësi dhe në adhurime, duke synuar me to shpërblimin e Zotit.

## SURJA "EL-HUMEZE"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi kundër talljes me besimtarët, duke u mashtruar nga pasuria e madhe.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Uejlun (Lugina e Mjerimit) do jetë për atë që është ironizues e përqeshës, që me gjestet e fjalët e tij, në mënyrë tipike sajon, shpif, ofendon e përgojon për të poshtëruar njerëzit e për t'i bërë të tjerët të qeshin. (2) Ai mbledh pasuri prej njerëzve dhe e numëron se sa ka fituar, me këtë punë që bën. (3) A mos vallë, ai mendon se pasuria e tij ka për ta bërë atë të pavdekshëm dhe se nuk do kthehet tek Ne?! (4) Përkundrazi! Ka për t'u kthyer dhe vërtet që ka për t'u hedhur në Hutameh. (5) E çfarë di ti (o i Dërguar) se çfarë është Hutameh?! (6) Ai është Zjarri i Allahut i ndezur fort, që ka për t'ia thyer hundët dhe brinjët prej fuqisë së tij. (7) Ai Zjarr depërton deri në brendësi të zemrës, për t'ia djegur, për atë që ajo ndiente në dynja. (8) Vërtet që ai Zjarr do të jetë i izoluar për ata që do të futen në të, që ta vuajnë vetëm ata. (9) Në të do të ketë edhe shtylla të larta flakëruese, siç ata i preferonin në jetën e dynjasë.

## SURJA "EL-FIL"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Përshkrimi i fuqisë së Allahut dhe i mënyrës se si Ai i ndëshkoi ata që planifikuan shkatërrimin e Shtëpisë së Shenjtë.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) A nuk i ke parë(o i Dërguar) gjurmët(e gurëve të zinj mbi rërën tuaj) e asaj që Zoti yt lëshoi si ndëshkim mbi ushtrinë e Elefantit, kur ata arritën deri tek rrethinat e Mekës, të shkatërronin Qaben, vitin që linde ti?! (2) A nuk e bëri Ai kërcënimin e tyre, se do rrafshonin edhe banorët e saj, thjesht një përpjekje të dështuar?! (3) E se si dërgoi mbi ta fluturakë të shumtë e të panumërt, që fluturonin mbi kokat e tyre turma pa mbarim, (4) duke i gjuajtur ata me gurë të rëndë, të fuqishëm e të zinj, (5) e kështu i bëri ata, të gjithë, si byk i përtypur?!

### Mësime nga ajetet:

- Njeriu është gjithmonë i humbur në garën me kohën dhe i dështuar në të dyja botët, nëse ai nuk beson, nuk bën vepra të mira, nuk këshillon për drejtësi dhe për durim.
- Ndëshkimi i rreptë që do t'u jepet atyre që përqeshin, tallen e ofendojnë të tjerët me imitime apo me fjalë, tregon se ajo vepër është haram dhe e ndaluar në Islam, prej të cilës njeriu duhet të pendohet.
- Mbrojtja që Allahu i bëri Qabes prej ushtrisë idhujtare të Elefantit tregon se Ai kishte fuqi për ta mbrojtur edhe të Dërguarin në po të njëjtën mënyrë, nëse populli i tij do vepronte diçka të tillë kundër tij.

## SURJA "EL-KUREJSH"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Sqarimi i mirësisë së Allahut mbi Kurejshët dhe detyrimi që kanë ata ndaj Allahut.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Për shkak të dashurisë së Kurejshëve për Shtëpinë Time (Qaben),
(2) dashurisë së tyre për haxhinjtë, që u vinin në udhëtimet e dimrit e të verës!
(3) Le ta adhurojnë vetëm Zotin e kësaj Shtëpie të Shenjtë (Qabes), pasi s'ka zot tjetër veç Tij,
(4) i Cili është i Vetmi që i ushqeu ata nga karvanët e dimrit për në Jemen e nga karvanët e verës për në Siri, duke i siguruar prej urisë shfarosëse e prej frikës së luftërave e gjakderdhjeve (siç ndodhte tek popujt përreth), për shkak të dashurisë për njëri-tjetrin dhe shenjtërimin e atij vendi.



## SURJA "EL-MA'UN"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Sqarimi i tipareve të atyre që mohojnë Ditën e Llogarisë.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) A e ke parë (o i Dërguar) atë që e konsideron gënjeshtër Ditën e Gjykimit?!
(2) Pra, pikërisht është ai heq dorë prej jetimit, duke e përzënë e duke u sjellë ashpër ndaj tij,
(3) e jo vetëm që nuk bën bamirësi, por as nuk nxit që t'u jepet ushqim të varfërve e njerëzve në nevojë.
(4) (5) Shkatërrimi dhe ndëshkimi qofshin mbi ata që janë të pakujdeshëm ndaj namazit, duke e neglizhuar atë derisa t'i kalojë koha e faljes,
(6) ata dëshirojnë vetëm të duken tek njerëzit si besimtarë e të sinqertë, por në fakt nuk janë!
(7) E për më tepër, jo vetëm që s'e ndihmojnë të mirën, por e pengojnë edhe ndihmën më të vogël ndaj saj!

## SURJA "EL-KEUTHER"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:
Përmendja e mirësisë së Allahut për Profetin ﷺ, duke i dhënë atij plot të mira dhe mbrojtje.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) Me të vërtetë Ne (o i Dërguar) të kemi dhënë ty shumë më tepër sesa të paturit veç djem, që të trashëgojnë e ta përmendin emrin edhe pas vdekjes tënde! Emri yt ka për t'u përmendur pas emrit të Allahut deri në Ditën e Gjykimit e të gjesh tek Ai "el-Keutherin (shumë më tepër)" - një lumë të mirash pa fund.
(2) Falënderoje Allahun për këto të mira, duke u falur dhe duke bërë kurban vetëm për Të, ndryshe nga veprimi i idhujtarëve, të cilët e bëjnë kurbanin për idhujt e tyre.
(3) Sepse, në fakt, vetë urryesi yt është Ebter (i dalë fare), që do harrohet e nuk ka për t'iu nderuar kurrë emri.

### Mësime nga ajetet:
- Rëndësia e sigurisë në Islam.
- Syfaqësia është sëmundje e zemrave të pasinqerta, ajo e shfaros veprën me të cilën përzihet.
- Kur Allahu të dhuron ndonjë prej mirësive të Veta, duhet të falënderohet me namaz e me kurban për Të.
- Vlera që ka Profeti –paqja e Allahut qoftë mbi të!- tek Allahu, mbrojtja dhe nderimi i tij, nga Allahu, në dynja dhe Ahiret.




سورة الكافرون — ترتيبها ١٠٩ — آياتها ٦

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلْكَٰفِرُونَ ١ لَآ أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ٢
وَلَآ أَنتُمْ عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ٣ وَلَآ أَنَا۠ عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ٤
وَلَآ أَنتُمْ عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ٥ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِىَ دِينِ ٦

سورة النصر — ترتيبها ١١٠ — آياتها ٣

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا جَآءَ نَصْرُ ٱللَّهِ وَٱلْفَتْحُ ١ وَرَأَيْتَ ٱلنَّاسَ
يَدْخُلُونَ فِى دِينِ ٱللَّهِ أَفْوَاجًا ٢ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ
وَٱسْتَغْفِرْهُ إِنَّهُۥ كَانَ تَوَّابًۢا ٣

سورة المسد — ترتيبها ١١١ — آياتها ٥

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

تَبَّتْ يَدَآ أَبِى لَهَبٍ وَتَبَّ ١ مَآ أَغْنَىٰ عَنْهُ مَالُهُۥ وَمَا كَسَبَ ٢
سَيَصْلَىٰ نَارًا ذَاتَ لَهَبٍ ٣ وَٱمْرَأَتُهُۥ حَمَّالَةَ ٱلْحَطَبِ ٤
فِى جِيدِهَا حَبْلٌ مِّن مَّسَدٍۭ ٥



## SURJA "EL-KAFIRUN"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Distanicimi nga kufri (mohimi i besimit) dhe ithtarët e tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Thuaju (o i Dërguar) atyre: "O ju mohues të Atij që më ka dërguar!
(2) Unë nuk jam duke adhuruar(besuar) çfarë ju jeni duke adhuruar (besuar)! Pasi unë jam duke adhuruar vetëm Atë që më ka krijuar, ndërsa ju jeni duke adhuruar çfarë keni sajuar vetë.
(3) E ashtu siç ju nuk jeni adhurues të Atij që unë po adhuroj, edhe unë nuk jam adhurues i asaj që ju po adhuroni.
(4) E ashtu siç unë kurrë nuk kam qenë adhurues i asaj që ju keni adhuruar, as ju nuk keni qenë ndonjëherë adhurues të Atij që unë jam duke e adhuruar!
(5) Meqë ju nuk pranoni të jeni adhurues të Atij që unë jam duke adhuruar,
(6) atëherë, ju keni fenë tuaj, që e keni sajuar, e unë kam fenë time, që më është urdhëruar!"

## SURJA "EN-NASR"

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Dhënia e lajmit të mirë për Profetin ﷺ, në lidhje me ngadhënjimin e tij përfundimtar dhe përmbylljen e Mesazhit Hyjnor.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kur të vijë ndihma (Fitorja) e Zotit dhe çlirimi i Mekës, (2) e t'i shohësh njerëzit që po hyjnë në fenë e Allahut grupe-grupe, nga ajo madhështi që kanë parë. (3) Atëherë, lartësoje Zotin tënd, duke e pastruar emrin e Tij prej çdo të mete e mangësie që ia mveshnin Atij njerëzit! Falenderoje Atë, që ta dhuroi këtë mirësi e të ndihmoi në këtë fitore! Kërkoji Atij falje për çdo mangësi apo dobësi njerëzore, që mund të kesh pasur gjatë Misionit të Tij, pasi me të vërtetë Ai është Teuab (Mundësues e Pranues i pendimit) dhe vetëm Ai ia mundëson robit të Vet pendimin.

## SURJA "EL-MESED"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i humbjes së Ebu Lehebit dhe i bashkëshortes së tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) I shkatërruar është Ebu Lehebi, që iu kundërvu së Vërtetës dhe vërtet ai u shkatërrua prej saj! (2) Çfarë dobie i solli tashmë ajo pasuri, për të cilën edhe mohoi?! Çfarë fitoi, që mohoi e shkoi pa gjë?! (3) Së shpejti ai ka për t'u hedhur në një Zjarr Lehebi (flakërues)-në Xhehenem, për shkak të asaj që ka bërë, (4) ndërsa gruaja e tij, e cila bartte dru e ferra për t'i zënë rrugën të Dërguarit, (5) asaj do t'i hidhet në qafën e saj një litar prej zjarri, duke ia ngarkuar të gjitha të zezat në të njëjtin vend.

### Mësime nga ajetet:

- Sqarimi i dallimit që ekziston mes adhuruesve të Allahut e adhuruesve të idhujve e zotave të rremë.
- Falënderimi i Allahut për mirësitë e Tij, duke e adhuruar me faljen e namazit, si mirënjohje ndaj Tij dhe me prerje kurbani, për t'ua shpërndarë atë të varfërve, në shenjë gëzimi, që të gëzojnë edhe ata.
- Surja Mesed është një prej argumenteve më të fuqishme për arabët, pasi të gjithë e panë fitoren e vërtetë të Profetit ﷺ dhe të gjithë e panë shkatërrimin e fundin e mashtrimit të Ebu Lehebit.

سُورَةُ الإِخْلَاصِ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ١ ٱللَّهُ ٱلصَّمَدُ ٢ لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ ٣
وَلَمْ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدٌۢ ٤

سُورَةُ الفَلَقِ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلْفَلَقِ ١ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ٢ وَمِن شَرِّ
غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ ٣ وَمِن شَرِّ ٱلنَّفَّٰثَٰتِ فِى ٱلْعُقَدِ ٤
وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ٥

سُورَةُ النَّاسِ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١ مَلِكِ ٱلنَّاسِ ٢ إِلَٰهِ
ٱلنَّاسِ ٣ مِن شَرِّ ٱلْوَسْوَاسِ ٱلْخَنَّاسِ ٤ ٱلَّذِى
يُوَسْوِسُ فِى صُدُورِ ٱلنَّاسِ ٥
مِنَ ٱلْجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ ٦



## SURJA "EL-IHLAS"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

**Qëllimet e sures:**
Pohimi i hyjnisë dhe i atributeve të përsosmërisë absolute vetëm për Allahun, si dhe lartësimi i Tij nga pasja fëmijë, prind a bashkëshorte.

**Shpjegimi i ajeteve:**
(1) Thuaj, o i Dërguar: "Ai (që unë adhuroj) është Allahu, Zoti i Vetëm që e meriton të hyjnizohet dhe të adhurohet!
(2) Allahu është Zotëruesi Absolut, që zotëron cilësitë më të përsosura e më të bukura dhe i tek i Cili mbështeten të gjitha krijesat për të ekzistuar.
(3) Allahu është Ai që nuk ka lindur askënd dhe as nuk është i lindur prej dikujt. Pra, nuk ka as bir e as prind - i Lartësuar qoftë Ai!
(4) Dhe asnjë krijesë nuk mund të ngjajë e as të krahasohet me të."

## SURJA "EL-FELEK"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

**Qëllimet e sures:**
Nxitja për ta kërkuar tek Allahu mbrojtjen nga të këqijat.

**Shpjegimi i ajeteve:**
(1) Thuaj, o i Dërguar: "Kërkoj mbrojtje dhe strehim te Zoti i agimit,
(2) kundër dëmit që mund të vijë nga krijesat.
(3) I lutem të më mbrojë nga të këqijat që dalin natën, siç janë egërsirat apo kusarët.
(4) Të më mbrojë nga dëmi i magjistareve që u fryjnë nyjave.
(5) Të më mbrojë nga dëmi i smirëziut, kur ai vepron i shtyrë nga smira!"

## SURJA "EN-NAS"
*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

**Qëllimet e sures:**
Nxitja për ta kërkuar tek Allahu mbrojtjen nga e keqja e shejtanit dhe cytjet e tij.

**Shpjegimi i ajeteve:**
(1) Thuaj, o i Dërguar: "Kërkoj strehim dhe mbrojtje te Zoti i vetëm i njerëzve,
(2) te Sundues i tyre i vetëm, që i ka ata dhe çdo gjë tjetër nën pushtetin e Vet,
(3) tek i Adhuruari i vetëm i njerëzve (përveç të Cilit askush nuk meriton të adhurohet)
(4) kundër dëmit të shejtanit, i cili hedh dyshime në zemrën e njerëzve të shkujdesur ndaj përmendjes së Allahut, ndërsa largohet prej tyre kur përmendet Allahu.
(5) I cili mbjell të keqen në brendësitë e njerëzve,
(6) qoftë ky nxitës prej xhindeve apo prej njerëzve!"

**Mësime nga ajetet:**
- Pohimin e cilësive të përsosurisë për Allahun dhe mohimin e çdo mangësie prej Tij.
- Pohimin e magjisë dhe e mënyrës së kurimit të saj.
- Shërimi prej vesvese dhe mendimeve të këqija arrihet me përmendjen e Allahut dhe me kërkimin e mbrojtjes kundër shejtanit.